**TITULLI I LIBRIT: HADITHET E PËRBASHKËTA, NGA NËNTË KOLEKSIONET E ARTA**

**AUTOR: SHABAN TAIRI**

**RECENZENT: PROF. DR. MUSA VILA**

**LEKTOR GJUHËSOR: JETMIR MUHAREMI**

**KOPERTINA: MUJASER MAMUTI**

**TIRAZHI: 500 copë**

**SHTYPI: Shtypshkronja "Alma", - Shkup;**



## HYRJE

Falënderimet i takojnë të Gjithëpushtetshmit, të Lartësuarit i Cili na krijoi në formën më të përsosur, na furnizoi me mirësi dhe begati, na nderoi me fenë Islame, me zbritjen e Kuranit dhe me dërgimin e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem si pejgamber. Përshëndetjet tona të përzemërta, ia dërgojmë të Dërguarit të Zotit, vulës së pejgamberisë dhe ndërmjetësuesit në Ditën e Gjykimit, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe mbi familjen e tij të ndershme si dhe mbi të gjithë ata që e pasojnë rrugën e tij deri në Ditën e Gjykimit.

Lexues të nderuar, para jush paraqesim një vepër të shkurtë për nga vëllimi, por me rëndësi të madhe në shkencat Islame, sidomos në sferën e hadithit, pasi përpos që paraqitet së pari herë në gjuhën shqipe një libër me përmbajtje të këtillë, është edhe unik për nga natyra e vet, sepse në të tubohen hadithet e të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem të cilat janë të përbashkëta dhe gjenden në të gjitha nëntë koleksionet e haditheve.

Sa për informim të lexuesit, nëntë koleksionet bazë të hadithit janë Sahihu i Buhariut, Sahihu i Muslimit, Suneni i Ebu Davudit, Suneni i Tirmidhiut, Suneni i Nesaiut, Suneni i Ibni Maxhes, Muvettai i Malikut, Suneni i Darimijut dhe Musnedi i Ahmedit.

Këtë libër e kemi filluar ta punojmë që nga viti 2020, nga dëshira për t`u ofruar lexuesve hadithe të besueshme dhe autentike të cilat shpresojmë të jenë në shërbim të jetës fetare të muslimanëve shqipfolës.

Arsyeja përse e kemi filluar një vepër të këtillë, janë dilemat e disa injorantëve nga mesi i muslimanëve për të luftuar dhe kundërshtuar hadithin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke e quajtur atë si të falsifikuar, si diçka e cila nuk ka ekzistuar si e shkruar në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, por është regjistruar shumë vonë, me pretekstin se nuk ekzistojnë hadithe autentike, por të gjitha janë të falsifikuara nga transmetuesit e hadithit dhe shpifje të kësaj natyre. Të gjitha këto deklarata janë me tendencë negative dhe dëshirë për të sulmuar fenë Islame prej brenda, e dihet mirëfilli se këto deklarata janë të nxitura nga institucione dhe qarqe të caktuara anti-islame.

Dëshira jonë ishte të bëjmë një shërbim modest ndaj sunetit të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke përmbledhur hadithet që gjenden në nëntë koleksionet e pranuara të hadithit.

Koleksionuesit e hadithit ose autorët e këtyre librave, varësisht prej shtegtimit të tyre në shërbim të sunetit, nëpër vende të ndryshme i kanë tubuar hadithet dhe i kanë regjistruar. Secili hadith ka *senedin* (zinxhirin ose lidhjen e transmetuesve) e vet. Në bazë të senedit, autorët e koleksioneve e kanë parë si të arsyeshme për ta regjistruar hadithin.

Gjatë shfletimit të librave të tyre, kemi hasur në disa hadithe që janë të ngjashme për nga teksti i tyre. Kjo ngjashmëri ka ardhur si rezultat i punës dhe hulumtimit të tyre nëpër dijetarë të asaj kohe, e jo që këta paraprakisht kanë pasur ndonjë ujdi për regjistrimin e tyre. Secili koleksionues ka tubuar hadithe të shumta, por i ka regjistruar vetëm ato hadithe që kanë plotësuar kriteret që autori i ka vënduar vetvetes.

Sipas hulumtimit tonë, kemi arritur në përfundimin se numri i këtyre haditheve të përbashkëta në këto nëntë koleksione të hadithit, është 113 hadithe.

Nga këto 113 hadithe, nga 26 hadithe janë të përcjellura prej Ebu Hurejres r.a., Aishjes r.a.h. dhe Abdullah ibni Umerit r.a.; 8 hadithe janë të përcjellura nga Enes ibni Maliku r.a.; 5 hadithe janë të përcjellura nga Abdullah ibni Abasi r.a.; 4 hadithe përcillen nga Ebu Seid el-Hudriju r.a.; nga 2 hadithe përcillen prej Umerit r.a., Ebu Katades r.a., Xhabir ibni Abdullahut r.a. dhe Sehël ibni Ebi Hathmetes r.a.; kurse nga një hadith janë të përcjellura prej Sehël ibni Sa`dit r.a., Sa`d b. Ebi Vekasit r.a., Ebu Ejub el-Ensariut r.a., Zejd b. Thabitit r.a., Ebu

Mes`ud el-Ensariut r.a., Ebu Tha`lebes r.a., Ebu Xhuhejmit r.a., Esma b. Ebu Bekër r.a.h., Ummu Kajsi r.a.h. dhe Ummu Habibja r.a.h.

Në gjuhën shqipe aq sa kemi njohuri, deri tash nuk është punuar ndonjë punim i kësaj metode, ndërsa në gjuhën arabe ka vepra të shumta, të cilat kanë përmbledhur në libra volluminoze hadithe që janë të përbashkëta mes koleksionuesve të ndryshëm. Ne në vijim do t`i përmendim disa prej këtyre veprave.

Ndër veprat më të hershme të cilat përmbledhin hadithe të përbashkëta nga librat e hadithit e gjejmë veprën e hafidh Halef b. Muhamed b. Ali b. Hamdun el-Vasitiju (vd.401 h) i cili kishte shkruar një vepër të titulluar "Etrafu`s-Sahihajni".

Në këtë drejtim ka shkruar edhe bashkëkohësi i tij Ebu Mes`ud ed-Dimeshki (vd.401 h.) me titull "Etrafu`s-Sahihajni" ku kishte tubuar hadithet e përbashkëta në dy Sahihet.

Ndërsa Muhamed b. Tahir el-Makdisiu (vd.507 h.) kishte përpiluar veprën "Etrafu`l-kutubi`s-Sitte" në të cilën kishte tubuar hadithet e përbashkëta nga gjashtë koleksionet e hadithit.

Ali b. Husejn b. Hibetullah i njohur si Ibni Asakiri (vd.571 h) ka shkruar një vepër me titull "El-Ishraf ala ma`rifeti`l-etraf" i cili ka përmbledhur hadithet e

përbashkëta nga katër sunenet (Suneni i Ebu Davudit, Tirmidhiut, Nesaiut dhe Ibni Maxhes).

Edhe vepra “Xhamiu`l-Usul” e dijetarit të madh Ibni Ethirit (vd.630 h.) është në këtë listë të veprave që përmbedhin hadithe, ku ka përfshirë 9253 hadithe, por që në të ka përfshirë hadithet të cilat janë të përbashkëta në gjashtë koleksionet e hadithit, por duke mos u fokusuar në ato hadithe që gjenden tek të gjithë ata, por ka shënuar edhe hadithe të cilat i shënon vetëm njëri prej koleksionuesve.

Dijetari i madh Ebu`l-Abas el-Ezdi (vd.651 h.) kishte shkruar një vepër me titull “Etrafu`l-Kutubi`l-hamseti” në të cilën kishte tubuar hadithet e përbashkëta nga dy sahihet (Buhariut dhe Muslimit) dhe tre sunenet përveç Sunenit të Ibni Maxhes e cila nuk është përfshirë.

Dijetari i madh Xhemaludin el-Mizziu (vd.742 h.) ka shkruar veprën “Tuhfetu`l-Eshraf bi Marifeti`l-Etraf” në të cilën ka tubuar 19.626 hadithe të cilat janë të përbashkëta në gjashtë koleksionet e hadithit, ndërsa përveç këtyre janë edhe hadithet “Merasil” të Ebu Davudit, veprën “Shemail” dhe “Ilel`us-Sagir” të Tirmidhiut dhe veprën “Amelu`l-jaumi ve`l-lejleti” të Nesaiut.

Ibni Haxher el-Askalani (vd.852 h.) e ka përpunuar këtë vepër të Mizziut dhe e ka titulluar “En-Nuktu`dh-Dhiraf ale`l-Etraf”. Ibni Haxheri ka shkruar edhe veprën “Itihafu`l-Mehrete bi etrafi`l-ashrete” në të cilën ka

përfshirë hadithet e përbashkëta nga vepra "Muvetta`" e Malikut, "Musned"-i i Shafiut, "Musned"-i i Ahmedit, "Musned"-i i Darimijut, "Sahih"-u i Ibni Huzejmes, "Munteka" e Ibni Xharudit, "Sahih"-u i Ibni Hibanit, "Mustedrek"-u i Hakimit, "Mustehrixh" nga Ibni Avane, "Sherh Meani`l-Athar" të Tahaviut dhe "Sunen"-i i Darekutnit.

Një tjetër dijetar që ka shkruar një vepër përmbledhëse të haditheve të përbashkëta, është dijetari Shihabudin ebu`l-Abas Ahmed b. Ebu Bekër el-Kenani el-Busiriju (vd.840 h.) i cili e titulloi veprën "Etrafu`l-mesanidi`l-ashrete" dhe këtu përmblodhi hadithet të cilat gjenden në "Musned" të Ebu Davud et-Tajalisit, "Musned" të Humejdit, "Musned" të Museded b. Musrehad, "Musned" të ebu Ja`la dhe veprat tjera të quajtura Musned.

Hafidh Velijudin Ebu Zur`a Ahmed b. Abdurahim el-Irakiu (vd.826 h) i cili kishte shkruar veprën "El-Itrafu bi euhami`l-etraf" në të cilën kishte tubuar hadithet e përbashkëta nga gjashtë koleksionet e hadithit.

Sujutiu (vd.911 h.) ka tubuar hadithe të këtilla në veprën "Xhamiu`s-Sagir" i cili në veprën e vet pas çdo hadithi ka vënë shkronjë e cila tregon për burimin e hadithit në librat e koleksioneve të ndryshme të hadithit dhe vlerësim mbi saktësinë e hadithit.

Mutteki el-Hindi (vd.975 hixhri) shkroi një vepër madhore dhe volluminoze të quajtur "Kenzu`l-Ummal fi

suneni`l-ekval ve`l-ef`al", në të cilën ka përfshirë 46.624 hadithe, ndërsa ka përfshirë hadithe nga shumë burime, por nuk është fokusuar vetëm në hadithet e përbashkëta, por në shumë hadithe me referenca të ndryshme.

Abdulganij en-Nabulsi (vd.1143 h.) shkroi veprën "Dehairu`l-mevarith fi`d-delaleti ala mevadiu`l-hadith" në të cilën përmblodhi hadithet e përbashkëta në gjashtë koleksionet e hadithit dhe Muvetain e Malikut.

Vepra në tri vëllime "Lu`lu`u ve`l-Merxhan fima itefeka alejhi shejhan" nga autori bashkëkohor Fuad Abdul Baki (1882-1968) në të cilën ka përfshirë 1906 hadithe të cilat janë të përbashkëta në Sahihun e Buhariut dhe Sahihun e Muslimit. Ngjashëm ka tubuar si ky edhe Salih Ahmed esh-Shami (i lindur në vitin 1934) në veprën me dy vëllime "El-Xhamiu bejne`s-Sahihajni".

Në gjuhën turke kemi gjetur një libër i cili përmbledh hadithet e përbashkëta nga 7 koleksionet e hadithit, por që nuk i ka përfshirë hadithet tek Darimiju dhe Maliku. Ky libër është i shkruar nga Ibrahim el-Hazimi dhe titullohet "7 Hadis Imaminin Ittifak Ettigi".

Ka edhe disa vepra të tjera, por këto janë më të njohura dhe më të përhapura në këtë disiplinë shkencore në përpilimin e veprave të haditheve të përbashkëta nga koleksione të ndryshme të hadithit.

Për të arritur gjetjen e këtyre haditheve nëpër nëntë koleksionet e hadithit, kemi përdorur në parim

aplikacionin elektronik *"Xhamiu`l-kutubi`t-tis`ati" (Përmbledhësi i nëntë koleksioneve),* ndërsa të njëjtat i kemi verifikuar në veprën e Ibni Haxherit në "Fet`hu`l-Bari bi sherhi Sahihu`l-Buhari", veprën e Bedrudin el-Ajnit në "Umdetu`l-Kari sherh Sahih el-Buhari" dhe në "El-Mu`xhemu`l-Mufehresu li elfadhi`l-hadithi`n-Nebevij" nga Arent Jan Wensinck (1882-1939) në të cilën autori hollandez ka përmbledhur referenca për gjetjen e hadittheve në nëntë koleksionet e hadithit.

Punimin e kemi filluar me një informim të shkurtër mbi jetën dhe veprimtarinë e nëntë dijetarëve të mëdhenj të lëmisë së hadithit, ku kemi shënuar edhe të dhëna mbi koleksionet e tyre të hadithit, ndërsa referencat për jetën dhe veprimtarinë e tyre e gjeni në fusnotat në përfundim të biografisë të çdonjërit veçmas.

Më pas kemi filluar me rradhitjen e hadittheve, ku është ofruar teksti i plotë në gjuhën arabe i cili është përkthyer nën të në gjuhën shqipe.

Në punim do të ofrohet hadithi me zinxhir të plotë në gjuhën arabe, kurse në gjuhën shqipe do të paraqitet vetëm transmetuesi nga gjenerata e sahabëve, që mos lodhet lexuesi me emrat e shumtë që paraqiten në zinxhirin e hadithit, ndërsa ata të cilët janë të interesuar për të gjithë transmetuesit në zinxhir, kanë mundësi t`i gjejnë ata në tekstin arabisht.

Potencojmë se në parim, hadithi i paraqitur është me zinxhir të transmetuesve dhe tekst që gjendet tek Sahihu

i Buhariut, por me ndonjë përjashtim ku ka ndonjë shtesë tek ndonjë hadith, kemi përmendur në fusnotë për atë shtesë dhe kush e shënon atë. Po ashtu nëse hadithi përcillet nga transmetues të ndryshëm, e kemi potencuar se nga kush tjetër përcillet i njëjti hadith.

Ndodh që të njëjtin hadith, një autor si p.sh. Buhariu ose Ahmedi e shënojnë në disa vende në librat e tyre, p.sh. Ahmedi e shënon në dhjetë vende në Musnedin e tij, por ne në fusnotë e kemi shënuar vetëm një burim dhe jo të gjitha vendet në të cilat përmendet ai hadith, sepse qëllimi i librit është që të dëshmojë praninë e një hadithi në një koleksion dhe nuk kemi për qëllim të tregojmë të gjitha vendet ku potencohet ai hadith.

Ajetet kuranore janë paraqitur me shkrim të trashë (**bold**), ndërsa fjala e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ose teksti i hadithit është shkruar me shkrim të pjerët (*italic*), kurse tekstet tjera me shkrim normal.

Në tekst pas përmendjes së të Dërguarit të Allahut, është shkruar "*sal-lallahu alejhi ve sel-lem*" që në shqip do të thotë: "Paqja dhe mëshira e Zotit qofshin mbi të".

Kur janë përmendur shokët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, pas emrit të tyre është shkruar shkurtesa ***r.a.*** (Radijallahu anhu) që ka kuptimin (Allahu qoftë i kënaqur me të), e nëse është grua e gjeneratës së sahabeve, atëherë është shkruar ***r.a.h.*** (Radijallahu anha) që ka kuptimin (Allahu qoftë i kënaqur prej saj). Këtë e kemi bërë në shenjë respekti për gjeneratën e sahabëve.

Pas shënimit të hadithit, në fusnotë për çdonjërin hadith kemi shënuar burimin se ku gjendet në nëntë koleksionet e hadithit.

Unë përzemërsisht falënderoj recenzuesin e këtij libri prof.Dr. Musa Vila, profesorin e hadithit në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë, i cili mori përsipër që të kontrollojë dhe korigjojë lëshimet e mundshme që kanë mundur të përvidhen në këtë punim, gjithashtu falënderoj edhe redaktorin gjuhësor Jetmir Muharemi nga Saraj, arsimtar i gjuhës shqipe, i cili u kujdes që ky libër të jetë sa më i qartë në aspektin gjuhësor dhe më i kuptueshëm për lexuesin. Falënderoj edhe shokun Mujaser Mamuti nga Saraj, i cili përgatiti kopertinën e këtij libri. Unë lutem për të gjithë ata që Allahu xh.sh. t`ua shpërblejë punën e tyre dhe t`ua mundësojë të mirat e kësaj bote dhe botës tjetër.

Besojmë që kjo vepër do të jetë e dobishme për lexuesit dhe studijuesit e hadithit në njërën anë, ndërsa në anën tjetër të jetë edhe nxitje dhe stimulim për hulumtuesit që të përgatiten vepra edhe më të plota dhe më të kompletuara se kjo që kemi ofruar ne.

Mundësia e jonë ishte të gjejmë këto hadithe të cilat janë të përbashkëta në nëntë koleksionet e hadithit, por nuk do të thotë se nuk mund të gjenden edhe hadithe të tjera që ndoshta kanë mundur të na ikin nga shikimi, kështu që dera e hulumtimit është e hapur për studiuesit tjerë

për të nxjerrur në pah edhe shumë dobi të tjera nga veprat e dijetarëve të hadithit.

Jemi të vetëdishëm se libër dhe punë të përsosur nuk ekziston, ndërsa i përsosur është vetëm Allahu xh.sh., edhe në këtë vepër do të mund të hasni në ndonjë mangësi dhe lëshim, sepse ato janë cilësi njerëzore, kështu që jemi të hapur për ndonjë këshillë, vërejtje, përmirësim dhe plotësim, ndërsa duatë e juaja për ne janë të mirëseardhura, me shpresë të përfitojmë të gjithë nga kjo vepër dhe të vëndohet në peshoren e veprave të mira në Ditën e Llogarisë. Shpresojmë që ky libër të jetë një hap drejt rrugës së udhëzimit dhe të jetë ndriçim në rrugën e dijes.

## NËNTË KOLEKSIONET E SAKTA TË HADITHIT

Para se të paraqesim hadithet e përbashkëta nga nëntë koleksionet e hadithit, do të sjellim paraprakisht disa të dhëna mbi këto nëntë libra të hadithit dhe autorët e tyre, që lexuesi ta ketë më të qartë se cilat janë këto libra që ngërthejnë shumicën e haditheve të Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe përse janë të rëndësishme për këtë disiplinë, si dhe të njoftohen shkurtimisht me jetën e këtyre dijetarëve të mëdhenj të fesë Islame, konkretisht të shkencës së hadithit.

Nëntë koleksionet e hadithit do t`i rradhisim në vijim, ashtu siç i kemi rradhitur edhe nëpër fusnota, njëherazi kjo rradhitje është e njohur edhe tek haditheologët:

1. Sahihu i Buhariut,
2. Sahihu i Muslimit,
3. Suneni i Ebu Davudit,
4. Suneni i Tirmidhiut,
5. Suneni i Nesaiut,
6. Suneni i Ibni Maxhes,
7. Muvettai i Malikut,
8. Suneni i Darimijut dhe
9. Musnedi i Ahmedit.

E nëse do t`i kishim rradhitur sipas moshës së autorit, atëherë rradhitja do të dukej kështu:

1. Maliku i lindur më 93 h.
2. Ahmedi i lindur më 164 h.
3. Darimiju i lindur më 181 h.
4. Buhariu i lindur më 194 h.
5. Ebu Davudi i lindur më 202 h.
6. Muslimi i lindur më 206 h.
7. Ibni Maxheh i lindur më 207 h.
8. Tirmidhiu i lindur më 209 h.
9. Nesaiu i lindur më 215 h.

# BUHARIU DHE SAHIHU I TIJ

Emri i plotë i imam Buhariut është Muhamed b. Ismail b. Ibrahim b. Mugire b. Berdizbeh, i njohur edhe me nofkën Ebu Abdullah.

Buhariu u lind më 13 Sheval të vitit 194 hixhri, ditën e xhuma në qytetin Buhara, që është qytet në Uzbekistanin e sotëm. Në moshë shumë të re kishte mësuar Kuranin përmendësh. Ka udhëtuar nëpër shumë qendra të asaj kohe për të mësuar hadithe dhe për t`i përcjellë ato. Ai dinte shumë hadithe përmendësh dhe i kishte memorizuar tekstet me gjithë transmetuesit e tyre. Sipas një deklarate të tij, ai ka thënë se i di përmendësh 100.000 hadithe të vërteta dhe 200.000 të tjera të dobëta.

Kishte marrë hadithin nga dijetarë të famshëm të hadithit, prej tyre edhe prej Ahmed b. Hanbelit, Mekij b. Ibrahimit e shumë të tjerë, saqë numri i tyre afrohet diku në dymijë, ndërsa edhe nxënësit arritën shkallë të lartë të dijeve, prej tyre mund të përmendim Imam Muslimin, Imam Tirmidhiun, Ibni Huzejmeh, Imam Ebu Davudin e shumë të tjerë.

Ai ka shkruar shumë vepra të dobishme, prej të cilave mund të përmendim librin më të rëndësishëm që e shkroi përgjatë 16 viteve, “El-Xhamiu`s-Sahih”, librin “Tarihu`l-Kebir”, “Tarihu`s-Sagir”, “Kitabu`l-Kuna”, “Kitabu`d-Duafa”, “Edebu`l-Mufred”, “El-Kiraetu halfe`l-imam”,

“Ref`ul-jedejni fi`s-Salat”, “Halku`l-ef`ali`l-ibad” dhe shumë të tjera të cilat disa prej tyre nuk kanë arritur deri në kohën tonë pasi janë zhdukur e disa ende janë dorëshkrime.

Imam Buhariu ka vdekur në vitin 256 h, në moshën 62 vjeçe.

## VEPRA E TIJ “SAHIHU`L-BUHARI”

Sa i përket veprës së imam Buhariut “Xhamiu`s-Sahih”, emri i plotë i kësaj vepre është “El-Xhamiu`s-Sahihu`l-Musned el-muhtesar min umuri resulilahi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ve sunenihi ve ejjamihi”, por, që shkurtazi është i popullarizuar me emrin Sahihu i Buhariut.

Këtë vepër siç thotë vetë imam Buhariu, e ka përgatitur përgjatë 16 viteve duke i nxjerrë hadithet për të nga 600.000 hadithe të cilat i dinte përmendësh. Kurse në librin e tij shënoi vetëm 7563, por në disa botime paraqiten edhe 9082, varësisht prej mënyrës së numërimit të tyre. Libri i Buhariut përbëhet prej 97 krerëve (*kitab)*, por ky numër ndryshon varësisht prej mënyrës së numërimit dhe komentuesve të kësaj vepre. Ndërsa numri i kapitujve *(bab)* është 3450. Numri i haditheve *mualeka* është 1341, ndërsa ato *mutabea* është 344 hadithe. Kopja më e kompletuar dhe më e

popullarizuar e Sahihut të Buhariut është ajo që transmetohet përmes Muhamed b. Jusuf el-Firebrit.

Kjo vepër ka pasur edhe disa komente, ku ndër komentet më të njohura janë:
"Fet`hu`l-Bari sherh Sahihu`l-Buhari" nga dijetari i madh Ibni Haxher el-Askalani;
"Umdetul Kari sherh Sahih el-Buhari" nga Bedrudin el-Ajni;
"Fejdul Bari ala Sahih Buhari" nga Kashmiri;
"Sherh Sahih Buhari" nga Ibni Bettali;
"Irshadu`s-Sarij" nga Kastalani; dhe shumë komente tjera".[1]

Vlen të potencohet se kjo vepër ka filluar të përkthehet edhe në gjuhën shqipe nga disa përkthyes si Bahri Aliu nga Tetova, Mehdi Polisi, Ismail Ahmedi dhe të tjerë, të cilën e kanë botuar të kompletuar në 16 vëllime. Vëllimi i parë është i botuar në vitin 1994 në Prishtinë, ndërsa vëllimi i 16-të në Tetovë në vitin 2014.

Gjithashtu është edhe një version i shkurtuar i botuar në Tiranë, në vitin 2009 nga Instituti Shqiptar i Mendimit

[1] Për biografinë e imam Buhariut shiko në: Ibni Ebu Hatim er-Razi, "El-Xherh ve`t-Ta`dil", Daru`l-Kutubi`l-Ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1952, vëll.7, fq.191, nr.1086; Ibni Ethiri, "Xhamiu`l-Usul fi ehadithi`r-Resul", Daru`l-Fikër, Bejrut, 1969, vëll.1, fq.185-186; Neveviu, "Tehdhibu`l-Esmai ve`l-lugati", darul-kutubi`l-ilmije, Bejrut, vëll.1, fq.67-76; Dhehebiu, "Sijeru a`lami`n-nubelai", Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 1983, vëll.12, fq.391-471, nr.171; Ibni Kethiri, "El-Bidaje ve`n-Nihaje", Vizaretu`l-Eukaf vesh-Shu`unu`l-Islamijeti, Katar, 2015, vëll.11, fq.250-257; etj.

dhe i Qytetërimit Islam, që është versioni i Zubejdit në përbërje të 2230 haditheve, i përkthyer në shqip nga Telat Sula.

Në Tetovë pati filluar edhe një botim nga sh.b. “Lebejke”, të cilën e kishte filluar ta përkthejë Agim Avdiu, ndërsa kishte botuar një vëllim i cili përmbante hadithet deri tek numri 602, por deri më tani nuk ka pasur vazhdimësi që të përkthehen edhe pjesët tjera.

# MUSLIMI DHE SAHIHU I TIJ

Emri i plotë i Imam Muslimit është Muslim b. Haxhaxh b. Muslim el-Kushejri, i njohur edhe si Ebu`l-Husejn en-Nejsaburi. Ka lindur në vitin 204 hixhri, në qytetin Kushejri (Qytet që është nën administrimin e Iranit).

Ai që i ri merrte pjesë në organizimet shkencore dhe ndiqte mësimet nga dijetarët eminent të kohës. Ai ka udhëtuar nëpër shumë vende të botës Islame duke kërkuar dituri dhe duke mësuar prej dijetarëve të shquar të kohës së tij. Ai kishte dëgjuar dije prej më shumë se dyqind dijetarësh, prej tyre edhe dijetarin e madh imam Buhariun. Pasi kishte marrë dituri përgjatë shumë viteve, ai kthehet dhe mbanë tubime shkencore për të shpërndarë diturinë e tij. Ndër nxënësit e tij më të njohur janë imam Tirmidhiu, Ibni Huzejme dhe Ibni Ebu Hatimi. Ai kishte arritur grada të larta shkencore, saqë shumë dijetarë të mëdhenj të botës Islame kishin shprehur lavdata për të.

Ai kishte shkruar shumë vepra shkencore në lëmin e hadithit, ku ndër veprat më kryesore dhe më të njohura të tij, është padyshim vepra e tij "Es-Sahih", të cilën e shkroi përgjatë 15 viteve, ndërsa përpos kësaj, kishte shkruar edhe disa vepra të tjera, prej të cilave mund të përmendim:
"Kitabu`l-musnedi`l-kebiri ala esmai`r-Rixhal";
"Kitabu`l-xhami`il-Kebiri ale`l-ebvabi";

“Kitabu`l-ileli”;
“Kitabu`l-evhami`l-muhadithine”;
“Kitabu`l-Kuna ve`l-esma”;
“Kitabu`t-Temjiz”;
“Kitabu`l-Vuhdan”; e shumë vepra të tjera.

Imam Muslimi ka vdekur në vitin 261 hixhri kur ishte në moshën 55 vjeçare.

## VEPRA E TIJ “SAHIHU`L-MUSLIM”

Vepra më e njohur me të cilën Imam Muslimi njihet në botë është vepra e tij “Musnedu`s-Sahih”, ose e njohur si “Es-Sahih”. Imam Muslimi i ka kategorizuar hadithet në këtë vepër në bazë të kapitujve të fikhut. Këtë vepër e përpiloi duke i nxjerrë hadithet e saj prej një bagazhi të madh të haditheve të cilat i kishte tubuar, diku mbi 300.000 hadithe, ndërsa në këtë vepër ai shënoi vetëm 3033 hadithe pa përsëritje, ndërsa me gjithë ato që përsëriten, numri i haditheve në këtë vepër kalon mbi 10.000 hadithe. Ky libër përmban 54 kreré (kitab). Imam Muslimi ia paraqiti librin e vet imamit të njohur Ebu Zur`a er-Razi për të kontrolluar hadithet që ka shënuar në të, ku për hadithet që i verifikonte ai, imam Muslimi i shënonte në libër, ndërsa ato që i refuzonte ai, imami i largonte nga libri i vet.

Ai në këtë vepër nuk kishte vënë titujt e kapitujve siç kishte bërë imam Buhariu në veprën e tij, ndërsa këtë veprim më vonë do ta bëjë imam Neveviu. Po ashtu imam Muslimi kishte filluar librin e tij me *Hyrje (Mukadime)* ku ai paraqiti metodologjinë e tij të punës në veprën e tij.

Ky libër së bashku me librin *Sahih* të imam Buhariut, konsiderohen si dy veprat më të rëndësishme në shkencën e haditheve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndërsa disa dijetarë i kanë dhënë përparësi më shumë librit të Muslimit ndaj librit të Buhariut.

Kjo vepër ka pasur edhe disa komentime, ku ndër librat më të njohur mund të përmendim këto:
"Dijbaxh ala Sahih Muslim b. Haxhaxh" nga Abdurahman Sujuti;
"El-Mu`lim bi fevaidi`l-Muslim" nga Maziriju;
"El-Mufhimu lima eshkele min telhisi kitabi Muslim" nga Imam Hafidh Kurtubiu;
"Fadlul Mun`im fi sherh Sahih Muslim" nga Shemsudin Herevi el Hanefi;
"Fet`hul Munim ala sherh Sahih Muslim" nga Musa Shahin Lashin;
"Ikmalul Mu`lim bi Fevaidi Muslim" nga Imam Hafidh Kadi Ijadi;
"Kurrete ajuni`l-muhtaxh fi sherh mukadimeti Sahih imam Muslim bin Haxhaxh" nga Itbiu;
"Minnetu`l-Munim fi sherh Sahih Muslim" nga Safijurahman Mubarekelfuri;

Dhe shumë të tjerë.[2]

Vlen të potencohet se Sahihu i Muslimit ka filluar të përkthehet edhe në gjuhën shqipe nga prof. Asllan A. Murati nga Mitrovica, i cili ka përkthyer versionin e Muslimit të përmbledhur nga Imam Mundhiriu, e cila duhet të kompletohet në katër vëllime, ndërsa deri tash janë botuar tre vëllime. Vëllimi i parë është botuar në Prishtinë në vitin 2008 dhe përmban 570 hadithe, vëllimi i dytë është botuar në vitin 2009 dhe përmban hadithet nga numri 571 deri në hadithin nr.1155, ndërsa vëllimi i tretë është i botuar po ashtu nga sh.b. "Sira" në Prishtinë në vitin 2017 dhe përmban hadithet prej te numri 1156 deri tek hadithi 1730.

---

[2] Për biografinë e imam Muslimit shiko në: Ibni Ebu Hatim er-Razi, "El-Xherh ve`t-Ta`dil", vëll.8, fq.182, nr.797; Ibni Ethiri, "Xhamiu`l-Usul fi ehadithi`r-Resul", vëll.1, fq.187-188; Neveviu, "Tehdhibu`l-Esmai ve`l-lugati", vëll.2, fq.89-92; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemali fi Esmai`r-Rixali", Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 1992, vëll.27, fq.499-507, nr.5923; Dhehebiu, "Sijeru a`lami`n-nubelai", vëll.12, fq.557-580, nr.217; Ibni Kethiri, "El-Bidaje ve`n-Nihaje", vëll.11, fq.269-272; Ibni Haxher el-Askalani, "Tekribu`t-Tehdhib", Bejtu`l-Ifkar, Jordan, 1964, fq.589-590, nr.6623; etj.

# EBU DAVUDI DHE SUNENI I TIJ

Emri i vërtetë i tij është Sulejman b. Esh`ath b. Is`hak b. Beshir b. Shedad b. Amër el-Ezdij es-Sexhistani, i njohur me nofkën Ebu Davud. U lind në vitin 202 hixhri, në një krahinë të quajtur Sexhistan, i cili është në kufirin mes Iranit dhe Afganistanit të sotëm.

Rrjedh nga një familje intelektualësh, gjë që i mundësoi që në moshë të re të fillojë rrugëtimin në kërkimin e dijes nëpër metropolet të kohës së tij. Gjatë këtyre udhëtimeve, ai pati rastin të takohet me dijetarë të mëdhenj dhe të përfitojë nga shoqërimi i tyre. Ai mori dije prej Ahmed b. Hanbelit, Abdullah b. Meslemes dhe Ebu Amirit, ndërsa ishte shoqëruar edhe me Tirmidhiun, Nesaiun, Ebu Avanen e shumë dijetarë tjerë.

Ishte shumë i devotshëm dhe kishte memorie të zhvilluar. Ishte njohës i argumenteve fetare dhe i thelluar në shkencën e hadithit. Njihet ndër dijetarët më të famshëm të hadithit, saqë disa e radhisin menjëherë pas Buhariut. Ka qenë prej dijetarëve me ndikim dhe ka shkruar shumë vepra, ku prej tyre më të njohura janë: *Sunen*-i, më pas vepra "Kitab el-Merasil"; "Risalat Ebu Davud ila Ehli Mekkeh"; "Kitab el-Mesahif"; dhe disa të tjera.

Ibrahim el-Harbi ka thënë: "Ebu Davudit i është lehtësuar mësimi i hadithit sikur që Davudit a.s. i ishte

lehtësuar përdorimi i hekurit". Musa b. Haruni kishte thënë: "Ebu Davudi në këtë botë është krijuar për hadithin, ndërsa në botën tjetër për Xhenetin".

Vdiq më 16 Sheval të vitit 275 hixhri në moshën 73 vjeçare dhe u varros afër dijetarit të madh Sufjan eth-Thevrijut në Basra.

## VEPRA E TIJ "SUNEN"

Suneni i Ebu Davudit konsiderohet njëri prej nëntë koleksioneve të hadithit. Këtë libër e ka përpiluar në bazë të temave të fikhut. Përpos haditheve *Sahih,* Ebu Davudi kishte shënuar në veprën e tij edhe hadithe të dobëta, pasi ai nuk kishte vendosur kritere që vepra e tij të përmbajë vetëm hadithe të sakta. Për disa hadithe të cilat kanë dobësi më të madhe, ai ka sqaruar për arsyen e dobësisë së tyre. Në veprën e tij ka përmbledhur diku 4800 hadithe, ndërsa në disa botime numri i haditheve në këtë vepër është 5274. Ai këto hadithe i kishte zgjedhur dhe sistematizuar nga 500.000 hadithe të cilat i kishte tubuar dhe memorizuar. Këtë vepër e ka ndarë në 35 krerë (*kitab*), ndërsa numri i kapitujve (*bab*) në këtë vepër është 1871.

Pas përfundimit të librit, ai ia ofroi për lexim dijetarit të madh Imam Ahmed b. Hanbelit, i cili pasi e lexoi, e pëlqeu shumë dhe e lavdëroi shumë këtë libër.

Shumë dijetarë e kanë radhitur këtë vepër pas librit të Buhariut dhe Muslimit, si dhe e kanë konsideruar ndër librat më të dobishëm në hadith, saqë Ibni Arabiu kishte thënë se: "Ai që nuk ka shumë njohuri, i mjafton të lexojë Kuranin dhe Sunenin e Ebu Davudit".

Edhe kjo vepër ka pasur disa komentime, shkaku i rëndësisë që ka në shkencat Islame, kështu që ndër komentet më të njohura janë:
"Sherh Sunen Ebu Davud" nga Bedrudin el-Ajni;
"Mealimu Sunen sherh Sunen Ebu Davud" nga Hattabi;
"Ixhaz fi sherh Sunen Ebu Davud es-Sixhistani" nga Imam Neveviu;
"Mirkatus Suud ila Suneni Ebi Davud" nga Sujuti;
"Minhelul Udhbil Meurud sherhu Sunen Ebu Davud" nga Muhamed Hatab es-Subki;
"Tehdhibu Sunen Ebu Davud" nga Ibni Kajim el-Xheuzijje;
Dhe shumë komente të dijetarëve tjerë.[3]

Edhe kjo vepër ka filluar të përkthehet në gjuhën shqipe nga prof. Fahrudin Ebibi, Taxhedin Bislimi, Irfan Abazi dhe Jusuf Zimeri, që të gjithë nga Maqedonia, ndërsa deri

---

[3] Për biografinë e Ebu Davudit shiko në: Ibni Ebu Hatim er-Razi, "El-Xherh ve`t-Ta`dil", vëll.4, fq.101-102, nr.456; Ibni Ethiri, "Xhamiu`l-Usul fi ehadithi`r-Resul", vëll.1, fq.189-192; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemali fi Esmai`r-Rixali", vëll.11, fq.355-367, nr.2492; Dhehebiu, "Sijeru a`lami`n-nubelai", vëll.13, fq.203-221, nr.117; Ibni Kethiri, "El-Bidaje ve`n-Nihaje", vëll.11, fq.310; Ibni Haxher el-Askalani, "Tekribu`t-Tehdhib", fq.246, nr.2533; etj.

tash janë përkthyer tre vëllime, vëllimi i parë është botuar në vitin 2015, nga sh.b. "Furkan" në Shkup, ndërsa vëllimi i tretë është botuar në vitin 2016, ku janë përkthyer hadithet deri në numrin 3854, kurse prej te hadithi 3855 deri te hadithi 5274 nuk janë përkthyer ende, kështu që duhet të botohet edhe një vëllim i fundit (i katërt) që të kompletohet kjo vepër në gjuhën shqipe.

# TIRMIDHIU DHE SUNENI I TIJ

Emri i plotë i këtij dijetari është Muhamed b. Isa b. Seure b. Musa b. Dahak es-Sulemiju et-Tirmidhi, i njohur edhe me nofkën e tij Ebu Isa. Disa e shqiptojnë me shkronjën "i" (Tirmidhi), ndërsa disa të tjerë me shkronjë "e" (Termidhi). Ishte imam dhe hafidh i shkencës së hadithit. U lind në vendin Beuxh në rrethin e qytetit Tirmidh në Horosan, (në Uzbekistanin i sotëm) në vitin 209 hixhri. Disa thonë se ka lindur në vitin 200 hixhri. Qysh si i ri ka treguar interes të lartë për mësimin e shkencave Islame dhe konkretisht hadithin. Gati se të gjitha veprat e tij, janë të shkruara në shkencën e hadithit. Ishte shumë i mençur dhe mendjehollë, saqë njerëzit në kohën e tij thonin: "Është i mençur sikur Tirmidhiu".

Në kërkim të haditheve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ai ka udhëtuar nëpër të gjitha qendrat e shkencës të asaj kohe, si Horosan, Irak dhe dy vendet e shenjta, ndërsa nuk ka qenë në Sham dhe Egjipt. Ai këto udhëtime nëpër qytete të ndryshme i bëri me të vetmin qëllim, tubimin dhe mësimin e sa më shumë haditheve. Mësoi pranë mësuesve më të famshëm të kohës së tij, si Is`hak b. Rahavejhi, Kutejbe b. Seidi, Ebu Musai, Suvejde b. Nasri, Muhamed b. Beshari, Ebu Davudi dhe shumë të tjerë. Më së shumti është shoqëruar me Imam Buhariun, prej të cilit kishte përfituar shumë.

Ishte njohës i mirë i disiplinave të ndryshme të hadithit, saqë u dallua si kritik dhe gjurmues pas mangësive të fshehta të haditheve *(el-ilel)*, madje e kishte tejkaluar në këtë fushë edhe mësuesin e vet, imam Buhariun. Edhe vet Buhariu një herë kishte deklaruar se "më shumë ka mësuar ai prej Tirmidhiut, sesa Tirmidhiu prej tij". Njerëzit thonin se pas vdekjes së Buhariut, nuk ka kush që e trashëgon atë në Horosan për dije, siç mundet ta trashëgojë Tirmidhiu.

Dijetarët e mëdhenj të hadithit, e kanë kritikuar fjalën e Ibni Hazmit, i cili thotë se Tirmidhiu është anonim (*mexhhul*), sepse dijetarët janë unikë rreth besueshmërisë dhe dijes së tij. Ibni Hazmi prononcimin e tij rreth Tirmidhiut e kishte thënë si rezultat i mosnjohjes së Imam Tirmidhiut, ngase atij nuk i kishin arritur veprat e tija.

Imam Tirmidhiu kishte mbajtur më pas edhe mësime mbi shkencën e hadithit, ku nga dora e tij dolën shumë nxënës të vyeshëm, të cilët më vonë u bënë dijetarë të mëdhenj në këtë fushë, si Ahmed b. Abdullah el-Mervezi, Ahmed b. Jusuf en-Nesefiu, Davud b. Nasri dhe të tjerë.

Ishte shumë i devotshëm dhe qante shumë nga frika prej Zotit, saqë ishte verbëruar nga të qarët e shumtë.

Ka shkruar shumë vepra në shkencën e hadithit, prej tyre mund të përmendim veprën kryesore të tij "Xhamiu", pastaj "Shemaiu`n-Nebevije", "Et-Tarih", "Ez-Zuhd",

“Kitabu`l-Ilel”; “Kitab el-Esmau ve`l-Kuna”; dhe shumë të tjera.

Ka vdekur në vendlindje më 277 hixhri, ndërsa disa thonë se ka vdekur më 13 Rexheb në vitin 279 hixhri, në moshën 70 vjeçare.

## VEPRA E TIJ “SUNEN”

Vepra e tij më e njohur në shkencën e hadithit është libri “El-Xhamiu”, e cila është më e njohur përmes emrit “Sunen et-Tirmidhij”. Disa dijetarë, thonë se pas librit të Buhariut dhe Muslimit, libri i Tirmidhiut duhet të radhitet i treti për nga rëndësia. Bile, Abdullah b. Muhamed el-Ensariu thotë: “Sipas mendimit tim, përmbledhja e Tirmidhiut është më e vlefshme se ato të Buhariut dhe Muslimit, sepse ato janë të kuptueshme vetëm për ekspertët dhe njohësit e hadithit, ndërsa libri i Tirmidhiut është i njohur dhe i kuptueshëm edhe për njeriun e rëndomtë”. Kështu ka thënë edhe Ebu Ismaili.

Tirmidhiu thotë se pasi e ka kompletuar këtë libër, të njëjtin ua ofroi dijetarëve të Hixhazit, Irakut dhe Horosanit, ndërsa atyre u pëlqeu shumë. Dijetarët shpreheshin duke thënë se kush e ka në shtëpinë e tij këtë libër, është sikur ta ketë në shtëpi Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke folur.

Libri i Tirmidhiut nuk ka përmbledhur vetëm hadithet *sahiha*, por ka tubuar edhe hadithe të cilat janë të kategorive të ndryshme. Po ashtu, në këtë vepër nuk është kufizuar vetëm në hadithet që kanë të bëjnë me *fikh*-un, por ka shënuar aty edhe hadithe mbi komentimin e Kuranit, besimin, moralin, jetën e sahabëve, e tjera, mu për këtë edhe e ka quajtur "El-Xhamiu" pra, përmbledhës i fushave të ndryshme.

I pari që u shqua me ndarjen e hadithit në tre kategori, atë *Sahih*, *Hasen* dhe *Daif* ishte Imam Tirmidhiu. Ai është i pari i cili e përdori shprehjen *el-Hasen* për vlerësimin e haditheve.

Vepra e Tirmidhiut karakterizohet me atë që pas çdo hadithi tregon edhe shkallën e besueshmërisë së atij hadithi, si *Sahih, Hasenun-Sahih, Garib*, etj, duke u dalluar prej koleksioneve tjera me këtë veçori. Ai tregon edhe arsyet e dobësisë nëse ka diç të tillë dhe tregon për transmetuesit dhe vlerësimin e tyre. Tirmidhiu nuk ka regjistruar në koleksionin e tij hadithe prej transmetuesve të cilët kanë qenë të akuzuar për gënjeshtarë.

Gjithashtu ai në këtë vepër përpos që tregon rangun e hadithit, ai shënon edhe transmetimet tjera të hadithit të njëjtë, p.sh. nëse hadithin e shënon përmes Ebu Hurejres r.a., tregon se hadith i ngjashëm me këtë përcillet edhe nga Ebu Seidi r.a., Aishja r.a.h. e të tjerë.

Ndonjëherë pasi shënon hadithin, tregon edhe mendimet e dijetarëve rreth dispozitës që nxirret nga ai hadith.

Kjo vepër njihet edhe me atë se nuk ka shumë përsëritje të haditheve, por që shënohen hadithet vetëm nga një herë.

Në Sunenin e Tirmidhiut gjenden 3982 hadithe sipas disa botimeve, ndërsa në disa të tjerë mbi 4000. Sipas ekspertëve të kësaj fushe, thonë se në librin e Tirmidhiut nuk gjenden hadithe apokrife, ndërsa Ibnul Xheuzi në "el-Meuduatu`l-Kubra" thotë se 23 hadithe janë apokrife në këtë vepër, por dijetarë të tjerë e kanë përgënjeshtruar këtë konstatim.

Në "El-Xhamiun" e Tirmidhiut, gjenden 46 krerë (kitab), ndërsa në fund ka shkruar edhe një pjesë të cilën e titullon "El-Ilelu`s-sagir" (libri i vogël i mangësive).

Këtë vepër e kanë komentuar shumë dijetarë, ndërsa ndër librat më të famshme të komentimit të kësaj vepre, do të kishim përmendur:
"Aridatu`l-Ahvedhij bi sherh sahih Tirmidhi" nga Ebu Bekër el-Arabiu;
"Kutu`l-Mugtedhi ala xhamii`t-Tirmidhi" nga Sujuti;
"Urfu Shedhij sherh Tirmidhij" nga Kashmiri;
"Tuhfetu`l-Ahvedhi Sherh Xhamiu Tirmidhi" nga Mubarekfuri es-Selefi;

Kjo vepër ka filluar më herët që të përkthehet në gjuhën shqipe nga profesori i hadithit në medresenë "Isa Beu" në Shkup dhe ish myfti i Shkupit, Rexhep Nuredini, (tashmë i ndjerë), ku janë botuar katër vëllime, por që për t`u plotësuar e gjithë vepra, duhet të botohen edhe katër

vëllime tjera, sepse në këto katër vëllime të botuara, janë vetëm gjysma e haditheve të këtij koleksioni. Vëllimi i parë është përkthyer në vitin 2008 dhe është botuar në Shkup, ndërsa vëllimi i katërt është i botuar po ashtu në vitin 2008 në Shkup, ndërsa përmban hadithet nga numri 1080 dhe deri në numrin 1204. Pas vdekjes së profesorit të nderuar, nuk është marrë ndonjë iniciativë që të vazhdohet me përkthimin e pjesëve tjera.[4]

---

[4] Për biografinë e Tirmidhiut shiko në: Ibni Hibbani, "Eth-Thikat", botimi i parë, 1973, Indi, vëll.9, fq.153; Ibni Ethiri, "Xhamiu`l-Usul fi ehadithi`r-Resul", vëll.1, fq.193-194; Dhehebiu, "Sijeru a`lami`n-nubelai", vëll.13, fq.270-277, nr.132, në "Tedhkiretu`l-Huffadh", Dairetu`l-Mearifu`l-Uthmanije, Indi, 1958, fq.633-635, nr.658 dhe në "Mizanu`l-I`tidal", Daru`l-Ma`rife, Bejrut, 3/678, nr.8035; etj.

## NESAIU DHE SUNENI I TIJ

Emri i plotë i këtij dijetari të hadithit është Ahmed b. Shuajb b. Ali b. Bahr b. Sinan en-Nesai, i njohur me nofkën Ebu Abdurahman. Ka lindur në vitin 215 hixhri në qytetin e Nesait në Horosan (Turkmenistani i sotëm). Që në moshë të fëmijërisë ka filluar kërkimin e dijes dhe shkencave Islame. Në moshën 15 vjeçe filloi të vizitojë qytetet e ndryshme për të marrë dituri. Ai qëndroi një vit e dy muaj afër dijetarit të njohur Kutejbe b. Seidi prej të cilit përfitoi shumë. Më pas vizitoi edhe Horosanin, Hixhazin, Irakun, Shamin dhe Egjiptin. Nesaiu kishte dëgjuar hadithe edhe prej Is`hak b. Rahavejhit. Thuhet se veprën e Sahihut të Imam Muslimit e kishte dëgjuar nga vetë autori dhe e kishte memorizuar tërësisht.

Ka qenë shumë i devotshëm dhe pasues i denjë i sunetit. Bënte adhurim gjatë ditës dhe natës. Agjëronte shumë, saqë një ditë agjëronte dhe një ditë jo. Ai kishte marrë pjesë edhe në *xhihad* bashkë me prijësin e Egjiptit. U dallua për devotshmëri dhe karakter të lartë. Darekutni thotë: “Ai ishte fekihu i shekullit në Egjipt. Njeriu më i ditur në hadith dhe në transmetimin e hadithit”.

Ai arriti të bëhet prej dijetarëve të mëdhenj të hadithit, saqë shumë nxënës kishin marrë dije prej tij dhe ishin afirmuar në këtë shkencë. Prej nxënësve të tij mund të përmendim Devlabin, Taberanin, Tahaviun, e shumë të tjerë.

Shkroi shumë vepra në shkencën e hadithit dhe të kritikës së transmetuesve. Prej këtyre veprave mund të përmendim "Duafau vel metrukin"; "Amelu jaum ve lejleti"; "Musnedu`l-Alij"; "Hasaisu`l-Alij"; "Sunenu`l-Kebir"; "El-Xherh ve`t-Ta`dil"; e shumë të tjera.

Ka fundi i jetës së tij, ishte larguar nga Egjipti dhe kishte shkuar në Damask. Atje kishte shkruar një libër mbi vlerat e familjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, gjë që shkaktoi reagime dhe akuza nga banorët e Damaskut, të cilët e akuzuan si shiit i cili mban anën e Aliut r.a. Më pas kërkuan prej tij që të shkruaj një vepër ku do të flet edhe mbi vlerat e Muavijut, por Nesaiu u përgjigj se nuk di hadithe në të cilat lavdërohet Muaviju. Nga kjo deklaratë e tij, u shkaktua një pakënaqësi e madhe, saqë e nxorën prej xhamisë dhe e larguan nga qyteti i Damaskut, duke e rrahur dhe keqtrajtuar fizikisht.

Kur u largua nga Damasku, ai shkoi në Meke dhe thuhet se atje kishte ndërruar jetë i vrarë, në moshën 87 vjeçe, ndërsa Dhehebiu thotë se ka jetuar 88 vjet. Është varrosur diku në mes Safasë dhe Merves, në muajin Sheval të vitit 302 hixhri. Disa kanë thënë se është varrosur në Medine, por ka edhe të tillë që thonë se është varrosur në Remle të Palestinës.

# VEPRA E TIJ "SUNEN"

Ky libër është njëri prej katër Suneneve dhe njëri prej gjashtë koleksioneve të hadithit. Në fillim, Nesaiu kishte shkruar koleksionin e quajtur "Sunenu`l-Kubra", ndërsa më pas këtë libër e shkruan në version të shkurtuar dhe e quan "El-Muxhteba min suneni`l-kubra" ose ndryshe i njohur si "Es-Sunenu`s-Sugra".

Disa e kanë pyetur Nesaiun se a janë të gjitha hadithet në veprën e tij sahih? Ai është përgjigjur negativisht, e atëherë pasi i kanë kërkuar t`i shënojë vetëm hadithet e sakta nga koleksioni i tij i haditheve, atëherë e ka përpiluar veprën "El-Muxhteba mine`s-Sunen". Edhe ky libër është përpiluar në bazë të haditheve tematike të fikhut.

Numri i haditheve në këtë vepër është 5761 hadithe, të cilat i ka ndarë në 51 krerë (kitab) dhe kapituj (bab).

Imam Nesaiu nuk mjaftohej vetëm me transmetimin e hadithit, por i bashkangjiste edhe transmetimet e shumta të haditheve dhe kundërthëniet ekzistuese në mes haditheve. Ai bënte krahasime, shënonte të metat në hadithe dhe theksonte hadithin autentik dhe më autentikun, të dobëtin dhe më të dobëtin.

Koleksioni i Nesaiut konsiderohet se ka *sened*-et më të pastra nga katër koleksionet tjera. Rregulli i tij ishte se

nuk pranonte të shkruajë hadithin nga transmetuesi për braktisjen e të cilit dijetarët kishin rënë dakord. Në përgjithësi Suneni i Nesaiut konsiderohet se ka më së paku hadithe të dobëta dhe transmetues të dobët, pas dy koleksioneve të Buhariut dhe Muslimit.

Edhe kjo vepër ka pasur disa komentime, prej të cilave mund të përmendim:
"Zehru`r-riba ale`l-Muxhteba" nga Sujuti;
"Sherhu`s-Sindi" nga dijetari hanefi Sindi; etj...

Ky libër nuk është përkthyer deri tash në gjuhën shqipe.[5]

[5] Për biografinë e Nesaiut shiko në: Ibni Ethiri, "Xhamiu`l-Usul fi ehadithi`r-Resul", vëll.1, fq.195-197; Dhehebiu, "Sijeru a`lami`n-nubelai", vëll.14, fq.125-135, nr.67; Ibni Kethiri, "El-Bidaje ve`n-Nihaje", vëll.12, fq.10-12; Ibni Haxher el-Askalani, "Tehdhibu`t-Tehdhib", "Muessesetu`r-Risale, Bejrut, vëll.1, fq.26-27; etj.

## IBNI MAXHEH DHE SUNENI I TIJ

Emri i plotë i këtij dijetari të hadithit është Muhamed b. Jezid el-Kazvini, i njohur edhe me nofkën Ebu Abdullah. U lind në vitin 209 hixhri në Kazvin (qytet në veri të Iranit) dhe është autor i njërit prej librave bazore në lëminë e hadithit, i njohur si “Sunen”.

Që në rininë e tij u nis në kërkim të dijes duke udhëtuar për në Irak, ku kishte udhëtuar nëpër Rej, Bagdad, Basra, Kufe, e më pas edhe në Sham, Hixhaz dhe Egjipt, ku kishte mësuar prej dijetarëve më të njohur të këtyre viseve. Hadithe kishte mësuar nga Ibni Ebi Shejbeh, Ibni Numejri dhe nga nxënësit e imam Malikut dhe të Lejthit.

Pasi u përgatit profesionalisht, ai filloi që të jep mësime mbi hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, saqë një numër i madh i nxënësve ndoqën mësimet e tij. Nga Ibni Maxheh kanë mësuar një numër i madh i dijetarëve të njohur, si Ibni Sibevejhi, Ibni Isa es-Safari, Is`hak b. Muhamedi, Ahmed b. Ibrahimi, etj.

Dijetarët e konsiderojnë të besueshëm dhe të thelluar në njohurinë e hadithit. Dëshmi për njohuritë e thella të tij në këtë lëmi, është edhe vepra e tij “Es-Sunen”.

Është i njohur përpos shkencës së hadithit, edhe në lëmi të tjera si në komentim të Kuranit, në histori dhe shkencat e hadithit. Ai kishte shkruar historinë duke

filluar nga gjenerata e sahabëve dhe deri në shekullin kur jetoi ai. Ai kishte shkruar edhe një komentim volluminoz të Kuranit, por që nuk kishte arritur deri në ditët e sodit.

Ibni Maxheh sipas Dhehebiut vdiq në Ramazan të vitit 273 hixhri, ndërsa sipas el-Katanit dhe disa të tjerëve në vitin 275 hixhri. Ka jetuar 64 vjet, kurse namazin e xhenazes ia fali vëllai i tij Ebu Bekri, ndërsa në varr e kanë futur vëllezërit e tij Ebu Bekri, Ebu Ubejdullahu dhe djali i tij Abdullahu.

## VEPRA E TIJ "ES-SUNEN"

Ndër librat e rrallë që kanë arritur deri tek ne prej Ibni Maxhes është padyshim Suneni i tij, të cilin vet e quajti Sunen duke thënë: "Këtë sunen ia paraqita Ebu Zur`a er-Razi-ut". Edhe kjo vepër është e ndarë në bazë të temave të fikhut.

Në këtë libër Ibni Maxheh ka tubuar 4341 hadithe, prej tyre 3002 hadithe gjenden në pesë koleksionet e hadithit, ndërsa 1339 konsiderohen shtesë ndaj këtyre koleksioneve. Këtë libër e ka ndarë në 37 krerë (kitab), të cilat janë të ndarë në 1050 kapituj (bab), ndërsa sipas disa botimeve tjera deri në 1515 kapituj.

Kjo vepër karakterizohet edhe me parathënien e tij të gjatë, ku ka shënuar hadithe të shumta mbi dijen dhe

metodat e pranimit të dijes, por që në këtë hyrje nuk ka paraqitur kriteret e tij për pranimin e hadithit dhe kushtet e transmetuesve.

Disa e kanë rradhitur librin “Muvetta” të Malikut para Sunenit të Ibni Maxhes, ndërsa disa e konsiderojnë Sunenin e Ibni Maxhes si libri i gjashtë nga koleksioni i haditheve.

Në librin e tij ka shënuar në disa raste edhe nga transmetues të panjohur dhe hadithe të dobëta, saqë numri i tyre sipas disa hulumtuesve arrin deri në 1000 hadithe. Madje, ibni Mulekkini thotë se në këtë vepër gjenden edhe hadithe *meudua* (të falsifikuara) dhe se kjo është vepra më e dobët në krahasim me tre sunenet tjera.

Ibni Maxheh nuk ka dhënë vlerësim mbi hadithet të cilat i ka shënuar dhe nuk ka bërë ndonjë komentim pas tyre. Po ashtu nuk ka shënuar hadithet *meukufe* në veprën e tij. Gjithashtu vepra e tij nuk njihet me përsëritjen e haditheve, kështu që hadithet i ka shënuar nga një herë.

U ka kushtuar kujdes të veçantë disa fjalëve të paqarta në tekst të hadithit, duke i shpjeguar ato dhe duke i konkretizuar.

Kjo vepër është komentuar nga shumë dijetarë, ndërsa prej tyre do të kishim veçuar:
“Misbahu`z-Zuxhaxheh ala Suneni ibni Maxheh” nga Sujuti;
“Sherhu Sindi” nga dijetari i njohur Sindi;

Dijetari Busiriu ka bërë kategorizimin e haditheve që gjenden në Sunenin e Ibni Maxhes duke shënuar vlerësimin si *sahih, hasen, daif*, etj, ndërsa një koment e ka bërë edhe Dehleviu dhe të tjerë.

Kjo vepër në gjuhën shqipe ka filluar të përkthehet në vitin 2019 në Shkup nga profesori i hadithit dhe ish dekani i Fakultetit të Shkencave Islame, Prof. Dr. Faredin Ebibi nga Kumanova, ndërsa deri tash janë përkthyer gjashtë vëllime dhe pritet të përkthehen edhe dy vëllime tjera që të kompletohet kjo vepër. Vëllimi i pestë është botuar në Shkup në vitin 2021 dhe përmban hadithet prej tek numri 2137 dhe deri tek hadithi me numër 2511. Kurse vëllimi i gjashtë përmban hadithet prej tek numri 2512 deri tek numri 3022. Profesori i nderuar vazhdon ende në përkthimin e dy pjesëve tjera të kësaj vepre të cilat shpresohet të botohen në të ardhmen.[6]

---

[6] Për biografinë e Ibni Maxhes shiko në: Dhehebiu, "Sijeru a`lami`n-nubelai", vëll.13, fq.277-281, nr.133 dhe në "Tedhkiretu`l-Huffadh", fq.636-637, nr.659; Ibni Kethiri, "El-Bidaje ve`n-Nihaje", vëll.11, fq.305; etj.

# IMAM MALIKU DHE VEPRA E TIJ “El-MUVETTA`”

Emri i plotë i tij është Malik b. Enes b. Malik b. Amir b. Amër b. Harith b. Gajman b. Huthejl b. Amër b. El-Harith. Njihet edhe me nofkën Ebu Abdullah. Ai rrjedh nga një familje jemenase të cilët pas shpërnguljes ishin vendosur në Medine. Gjyshi i tij ishte Ebu Amiri, që ka qenë shok i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ka marrë pjesë nëpër beteja bashkë me të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Imam Maliku është një ndër dijetarët e famshëm të shkencës së hadithit dhe i fikhut. U lind në vitin 93 hixhri në Medine, me çka edhe konsiderohet edhe prej dijetarëve më të vjetër sa u përket nëntë autorëve të koleksioneve të hadithit.

Maliku që në moshë të re kishte filluar të merret me dituri. Në Medine kishte mësuar te dijetarët më eminent të kohës së tij. Diku përgjatë 7-8 viteve, mësoi tek dijetari i njohur Abdurahman b. Hurmuz. Ai mësoi edhe nga Nafiu, Hisham b. Urve, Muhamed b. Munkediri, Ibni Shihab ez-Zuhri e shumë të tjerë, saqë numri i dijetarëve prej të cilëve mësoi arrin në 900 mësues, prej tyre 300 ishin prej gjeneratës së tabiinëve, ndërsa 600 prej gjeneratës së etbai-tabiinëve.

Ai më pas filloi të jep mësime mbi fenë dhe hadithin, saqë nxori një numër të madh të nxënësve të cilët kishin përvetësuar njohuritë mbi shkencën e hadithit, ku disa prej tyre arritën famë të madhe. Prej tyre mund të përmendim Ibni Xhurejxhin, Abdullah ibni Vehbin, el-Mehdiun, Euzain, Theuriun, Ibni Ujejnen, Shu`ben, Lejthin, Ibni Mubarekun, Shafiun, Imam Ebu Jusufin (nxënës edhe i imam Ebu Hanifes) e shumë të tjerë.

Të gjithë janë të pajtimit se imam Maliku ishte prej dijetarëve të mëdhenj të hadithit dhe fikhut, shkaku se kishte qëndruar në shoqërimin e dijetarëve të mëdhenj të cilët kishin thithur nektarin e dijes drejtpërdrejt nga sahabët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Gjithashtu e ndihmoi ngritjen e tij edhe fakti se Medineja ishte qendër e kulturës Islame dhe vendi ku tuboheshin shumë dijetarë të kohës, kështu që prej tyre përfitoi në mënyrë perfide imam Maliku. Për këtë shkak, ai nuk kishte pasur nevojë që të largohet prej këtij vendi për të shkuar nëpër qendrat tjera për të përfituar dituri, sepse dijetarët më të mëdhenj të kohës vinin në qytetin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Medinë.

Mu për këtë shkak edhe shumica e haditheve që ka përcjellur imam Maliku, kanë qenë prej dijetarëve të Hixhazit, por ka edhe prej të tjerëve. Ai ka qenë prej dijetarëve më të mëdhenj të kohës së vet. Abdullah b. Vehbi nuk e krahasonte askë me imam Malikun. Është pyetur Ibni Ujejne për dijetarin më të madh të Medines, ndërsa ai është përgjigjur se ai është imam Malik b. Enes.

Hamad b. Zejdi thoshte: “Nuk kam parë njeri më të mençur se Maliku”.

Imam Buhariu kishte thënë: “Zinxhiri më i saktë i hadithit është kur Maliku përcjell prej Nafiut, e ky prej Ibni Umerit r.a.”. Ndërsa Shafiu kishte thënë se njerëzit janë të varur në hadith prej Malikut. Me krenari thoshte se Maliku është mësuesi im dhe prej tij e kam marrë diturinë. Ai thoshte: “Kur përmenden dijetarët, Maliku është ylli”. Ibni Mehdiu ka thënë: “Prijësit e dijetarëve të kohës sonë janë katër: “Theuri, Maliku, Euzai dhe Hamad b. Zejdi, ndërsa nuk kam parë më të mençur se Maliku”.

Vetë ai thotë se nuk ka dhënë *fetva* për diçka pa dëshmuar 70 dijetarë se ai është i aftë dhe kompententë për atë. Kur donte t`i mësonte nxënësit mbi hadithin, ai pastrohej, parfymosej, krihte flokët dhe mjekrën, vishte teshat më të bukura dhe ulej diku më lartë.

Ai ishte shumë i devotshëm, modest dhe i butë. Pasi i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte i varrosur në qytetin e Medines, imam Maliku asnjëherë nuk kishte ecur nëpër qytet i hipur mbi kalë, por vetëm duke ecur, si shenjë respekti për të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili është i varosur në tokën e Medines.

Nxënësit e tij i kishin përhapur mësimet e tija dhe me kalimin e kohës ishte formuar një drejtim juridik bazuar në mendimet e tija, që është *medh`hebi Malikij.*

Imam Maliku vdiq në moshën 86 vjeçare në muajin Rebiu`l-Evel në vitin 179 hixhri dhe u varros në varrezat el-Bekie në Medine.

## VEPRA E TIJ "EL-MUVETTA`"

Vepra më e njohur e imam Malikut është vepra e tij "el-Muvetta`". Kuptimi i kësaj fjale është: "i rrafshuar; i përgatitur; i lehtë" që ka edhe kuptime tjera. Këtë vepër e kishte përgatitur imam Maliku në bazë të kërkesës së *halif*-it të kohës Ebu Xha`fer el-Mensurit, i cili kishte vendosur të detyrojë muslimanët për ta mësuar dhe për t`iu përmbajtur kësaj vepre.

Më vonë, halifi Harun er-Reshidi deshi ta imponojë në masë këtë vepër, ashtu siç veproi sahabiu Uthman b. Afani r.a. i cili obligoi muslimanët që të lexojnë Kuranin vetëm përmes një dialekti, mirëpo imam Maliku në përgjigjen drejtuar Harun er-Reshidit, i kishte thënë: "Një gjë e tillë është e pamundur, për arsye se shokët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishin shpërndarë nëpër territore të ndryshme, ku secili nga ata u kishte treguar hadithe nxënësve të vet dhe se ata kanë transmetuar hadithe ashtu siç i kishin dëgjuar mësuesit e vet".

Këtë vepër imam Maliku e kishte përpunuar për një kohë të gjatë, diku 40 vjet. Për këtë vepër imam Shafiu kishte thënë: "Nuk njoh vepër më të saktë në hadith se vepra e imam Malikut". Jahja b. Seid el-Katani kishte thënë: "Nuk ka në mesin e popullit hadithe më të sakta sesa hadithet që përcjell Maliku".

Disa shkenctarë kanë vlerësuar se vepra e tij *el-Muvetta`* është vepra e parë në të cilën është bërë regjistrimi i haditheve të sakta. E kanë vlerësuar lartë, saqë disa e kanë krahasuar në një rang me veprat e imam Buhariut dhe të Muslimit. Ndërsa disa të tjerë kanë thënë se vepra *el-Muvetta`* vjen e treta në radhë, menjëherë pas Sahihut të Buhariut dhe Sahihut të Muslimit.

Në veprën e tij ka regjistruar diku 1836 hadithe, të cilat i ka rradhitur në 31 krerë (kitab) dhe 702 kapituj (bab), por kjo ndryshon në bazë të botimeve të ndryshme të kësaj vepre.

Përpos haditheve të sakta, në këtë vepër nuk mungojnë edhe hadithe të kategorive të tjera, si *mursel, munkati`, belagat,* etj.

Ai përpos tekstit të hadithit, në shumë situata në vepër shënon pas haditheve edhe thënie të sahabëve, fetva të tabiinëve lidhur me temën, si dhe opinionet e tija për çështjen në fjalë.

Kjo vepër ashtu si edhe veprat tjera të rëndësishme, kishte pasur disa komente, ndërsa prej më të popullarizuarat janë këto:
“Mesalik fi sherh Muvetta Malik” nga Kadi Ebu Bekër Arabiu;
“Tenviru`l-Havalik sherh ala Muvetta Malik” nga Sujuti;
“Munteka sherh Muvetta Malik” nga Baxhi;
“Sherhu`z-Zerkani ala el-Muvetta” nga Zerkani;
“El-Munteka sherhu`l-Muvetta” nga Ebu Velid Sulejman b. Halef es-Sa`di;

Në gjuhën shqipe, kjo vepër ka filluar të përkthehet nga studentët e Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup, të cilët në bashkëpunim me profesorin e hadithit Prof.Dr. Faredin Ebibi kanë arritur të botojnë vëllimin e parë në vitin 2016 në Shkup dhe kjo pjesë përmban hadithet prej numrit 1 deri në numrin 654, ndërsa pjesa e dytë pritet të botohet në të ardhmen.[7]

---

[7] Për biografinë e Malikut shiko në: Ibni Sa`di, “Tabakatu`l-Kebir”, botimi i parë, 2001, Kajro, vëll.7, fq.570-575, nr.2193; Ibni Ebi Hatim, “El-Xherh ve`t-Ta`dil”, vëll.8, fq.204-206, nr.902; Ibni Hibbani, “Eth-Thikat”, vëll.7, fq.459; Ebu Nuajmi, “Hiljetu`l-Evlija”, Daru`l-Fikër, Bejrut, 1996, vëll.6, fq.316-355, nr.386; Ibni Ethiri, “Xhamiu`l-Usul fi ehadithi`r-Resul”, vëll.1, fq.180-184; Neveviu, “Tehdhibu`l-Esmai ve`l-Lugati”, vëll.2, fq.75-79, nr.100; Mizziu, “Tehdhibu`l-Kemal”, vëll.27, fq.91-120, nr.5728; Dhehebiu, “Sijeru a`lami`n-nubelai”, vëll.8, fq.48-135, nr.10 dhe në “Tedhkiretu`l-Huffadh”, vëll.1, fq.207-213, nr.199; Ibni Kethiri, “El-Bidaje ve`n-Nihaje”, vëll.10, fq.440-441; Ibni Haxheri, “Tehdhibu`t-Tehdhib”, vëll.4, fq.6-8;

# IMAM DARIMIJU DHE “SUNENI” I TIJ

Emri i plotë i tij është Abdullah b. Abdurahman b. Fadël b. Behram b. Abdullah. Është i njohur edhe me nofkën Ebu Muhamed et-Temimi. U lind në Semerkand në vitin 181 hixhri. Ai u rrit në një familje në të cilën kultivoheshin vlerat e larta fetare Islame. Ishte prej dijetarëve të mëdhenj të hadithit në kohën e tij.

Që i ri filloi kërkimin e dijes saqë udhëtoi në Irak, Sham, Egjipt, Mekë dhe Medine. Gjersa ishte në Semerkand, njihej si dijetari më i madh i hadithit dhe kishte funksionin e myftiut të atyre trojeve. Ai kishte mësuar nga dijetarë të mëdhenj të kohës, prej tyre Nadër b. Shumejlit, Jezid b. Haruni, Vehb b. Xheriri e shumë të tjerë.

Edhe ai ka pasur nxënësit e tij të cilët prej tij kishin dëgjuar dhe mësuar hadithin, ndërsa prej tyre mund të veçojmë Muslimin, Tirmidhiun, Ebu Davudin, Nesaiun, Buhariun, Ebu Zur`a, Ebu Hatimin, e shumë të tjerë.

Ishte dijetarë i hadithit, ku vepra e tij “Sunen” e dëshmon një gjë të tillë, por edhe i komentimit të Kuranit me shkrimin e “Tefsirit” të tij. Ibni Hibbani thoshte se Darimiju ishte prej dijetarëve të njohur të hadithit. Ahmed b. Hanbeli ka deklaruar se titulli shkencor i Darimijut në hadith është imam. Ai një herë kishte thënë: “Iu ofrua atij dunjaja, por ai nuk e pranoi atë”. Ibni

Numejri për Darimijun ka thënë: “Na ka tejkaluar Darimiju në mbamendje dhe në nënshtrim ndaj Zotit”. Muhamed b. Abdullah el-Mahzumiju thoshte: “O banorë të Hurasanit, përderisa është Darimiju në mesin tuaj, mos u preokuponi me dikë tjetër përveç tij”. Muhamed b. Beshari ka thënë: “Hafidhët (e hadithit) në këtë botë janë katër: “Ebu Zur`a në Rej, Muslimi në Nisabur, Darimiju në Semerkand dhe Buhariu në Buhara”. Ebu Hatimi ka thënë: “Darimiju është imami (i hadithit) i kohës së tij”.

Ai ka vdekur në moshën 75 vjeçare në vitin 255 hixhri, u varros ditën e xhuma pas ikindije, në ditën e Arafatit, ndërsa disa historianë tjerë deklarojnë se ai ka vdekur në vitin 250 hixhri.

## VEPRA E TIJ “ES-SUNEN”

Vepra e tij e njohur e cila është prej nëntë koleksioneve bazore të hadithit është “Suneni” i tij. Ndonjëherë kjo vepër thirret edhe *Musned*. Në këtë vepër autori ka përmbledhur diku 3503 hadithe. Këtë vepër e ka ndarë në 23 krerë (kitab) të cilat kanë në përbërjen e tyre 1371 kapituj (bab). Libri ka një hyrje (*mukadime*) e përbërë prej 57 kapitujve, e më pas vijon me temat e fikhut si pastërtia, namazi, agjërimi, zekati, etj. Hadithet në këtë vepër janë *merfu`*, të cilat janë shumica e haditheve të këtij libri, si dhe ka *meukuf* dhe *mektu`*. Ai shumë pak ka bërë përsëritjen e haditheve dhe çdo kapitull e ka

emërtuar me ndonjë titull në bazë të përmbajtjes së hadithit.

Kjo vepër nuk ka pasur shumë komente, ndërsa prej tyre është vepra “Fet-hul Menan sherh ve tahkik kitab Darimi Abdullah b. Abdurahman” nga autori bashkëkohorë Nebil b. Hashim el-Gumeriju.

Suneni i Darimijut nuk është përkthyer në gjuhën shqipe.[8]

---

[8] Për biografinë e Darimijut shiko në: Ibni Ebu Hatim er-Razi, “El-Xherh ve`t-Ta`dil”, vëll.5, fq.99, nr.458; Ibni Hibani, “Thikat”, vëll.8, fq.364; Dhehebiu, “Sijeru a`lami`n-nubelai”, vëll.12, fq.224-232, nr.78 dhe në “Tedhkiretu`l-Huffadh”, vëll.2, fq.534-536, nr.552; Ibni Kethiri, “El-Bidaje ve`n-Nihaje”, vëll.11, fq.243; Ibni Haxheri, “Tehdhibu`t-Tehdhib”, vëll.2, fq.373-374;

# IMAM AHMED IBNI HANBELI DHE "MUSNEDI" I TIJ

Imam Ahmedi, emri i plotë i të cilit është Ahmed b. Muhamed b. Hanbel b. Hilal b. Esed b. Idris b. Abdullah b. Hajan b. Abdullah b. Enes b. Auf b. Kasit b. Mazin b. Shejban b. Dhuhl b. Tha`lebe b. Ukabe el-Bagdadi, i cili njihet edhe përmes nofkës Ebu Abdullah. Edhe pse është lindur në Bagdad, është me prejardhje arabe nga fisi beni Dhuhël, ndërsa takohet me Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem te gjyshi Rebia dhe Mudar.

Imam Ahmedi u lind në Bagdad, në muajin Rebiul Evel të vitit 164 hixhri, ndërsa sipas disa historianëve tjerë, ai është lindur në Merv, ndërsa në moshë rinore me të ëmën e tij shpërngulet në Bagdad. Disa thonë se nëna e tij ka qenë shtatzënë në Merv, ndërsa e ka lindur në Bagdad.

Babai i Ahmedit kishte rënë dëshmorë në një nga betejat e ushtrisë muslimane duke qenë Ahmedi në moshën 3 vjeçare, kështu që do të rritet jetim nën kujdesin e nënës së tij Mejmunes.

Ibni Kethiri thotë se imam Ahmedi ka filluar të merret me shkencën e hadithit që në moshën 16 vjeçare.

Në kohën kur imam Ahmedi jetonte në Bagdad, në atë kohë ajo ishte qendra e qytetërimit Islam dhe kryeqendër

e halifatit Islam. Aty u takua me dijetarët më të mëdhenj të kohës nga të cilët përfitoi shumë dituri. Ai për të verifikuar vërtetësinë e një hadithi, ka udhëtuar nëpër qendrat e asaj kohe si Kufe, Basra, Mekë, Medinë, Sham, Jemen e shumë vende tjera.

Që në moshë të re, ai do të ndjek mësime tek dijetari i mirënjohur i asaj kohe, nxënësi i Ebu Hanifes, imam Ebu Jusufi. Përpos tij, ai kishte mësuar edhe tek dijetarët tjerë të njohur si Hushejmi, Ibrahim b. Seidi, Sufjan b. Ujejne, Sulejman b. Davud et-Tajalesi dhe nga imam Shafiu. Përveç këtyre, ai ka mësuar edhe nga shumë dijetarë të tjerë.

Përpos që ka kërkuar diturinë, ai më pas është angazhuar edhe me mësimin e nxënësve të ri të cilët kërkonin dituri, kështu që kishte pasur një numër të madh të nxënësve të cilët kishin ndjekur ligjeratat e tij, ndër ta kanë qenë Buhariu, Muslimi, Abdurezaku, Vekiu, biri i tij Abdullahu dhe shumë të tjerë.

Ai kishte një interesim të veçantë për kërkimin e hadithit, ku përpos që çdo hadith e mësonte përmendësh, ai edhe e fuste në praktikën e përditshme. Ai asnjë hadith nuk e kishte transmetuar pa mos i praktikuar dispozitat që burojnë nga i njëjti. Ebu Zur`a er-Razi thotë se imam Ahmedi i ka ditur përmendësh 1 milion hadithe.

Imam Ahmedi e kishte kryer pesë herë haxhin dhe tre prej këtyre udhëtimeve, i kishte realizuar duke ecur në këmbë. Ishte shumë i devotshëm dhe i moralshëm. Ebu

Davudi thotë se nuk e kam dëgjuar asnjëherë të flet mbi këtë botë, ndërsa mexhliset e ligjërimit të tij ishin mexhlise të ahiretit (ku përkujtohej ahireti). Biri i tij deklaron se imam Ahmedi brenda një dite dhe një nate ka falur 300 rekate namaz vullnetarë, ndërsa çdo shtatë ditë e bënte nga një hatme të Kuranit.

Në bazë të mësimeve të tija, është themeluar edhe shkolla juridike e medhhebit *Hanbeli*.

Disa e kanë konsideruar imam Ahmedin edhe dijetar i hadithit dhe dijetar i fikhut. Por, disa të tjerë, kanë thënë se ai ka qenë dijetarë i madh i hadithit, por nuk konsiderohet edhe *fakih*. Kështu ka vlerësuar Ibni Xherir et-Taberiu i cili ka thënë: "Ahmed b. Hanbeli është dijetarë i hadithit, ndërsa nuk është dijetarë i fikhut". Edhe Ibni Kutejbe nuk e ka theksuar Ahmedin në mesin e *fukahave.*

Dijetarët kanë shprehur vlerësime të larta për këtë gjigant të shkencave të hadithit, saqë Ibrahim b. Harbi ka thënë: "Sejid b. Musejebi ishte dijetarë i kohës së vet, Sufjan eth-Theuri ishte dijetarë i kohës së vet dhe Ahmed b. Hanbeli ishte dijetarë i kohës së vet".

Imam Shafiu ka thënë: "Kur dola prej Iraku, nuk lash pas meje njeri më të virtytshëm, më të ditur dhe më të devotshëm sesa Ahmed b. Hanbeli". Jahja b. Seid el-Kattani ka thënë: "Nuk më ka ardhur dikush prej Iraku më i dashur sesa Ahmed b. Hanbeli".

Jahja b. Meini ka thënë: "Njerëzit duan që ne të bëhemi sikur Ahmed b. Hanbeli, por pasha Allahun ne nuk mund të bëhemi sikur ai".

Ali ibni Medeniju ka thënë: "Allahu xh.sh. këtë fe e ka forcuar me dy persona: me Ebu Bekrin në kohën kur një grup njerëzish tentuan të dalin nga sistemi i shtetit dhe me Ahmedin në kohën e mjerimit, kur dolën (Mutezilët) me teorinë se Kurani është i krijuar. Askush nuk ka sakrifikuar më shumë për çështjet e kësaj feje sikur Ahmed b. Hanbeli". Të pranishmit i thanë: "As Ebu Bekri?" Ai tha: "Jo, sepse Ebu Bekri r.a. në kohën e tij kishte (ushtri) përkrahës, kurse Ahmedi nuk kishte askënd".

Në kohën e Ahmedit, një person me emrin Xha`d b. Dirhem kishte shpikur teorinë se Kurani është i krijuar, ndërsa shteti nën udhëheqjen e halifit Me`mun e përkrahu këtë ide dhe filloi t`i përndjek dijetarët të cilët qëndronin kundër kësaj teorie, ku imam Ahmedi qëndroi fuqishëm deri në fund të jetës kundër kësaj teorie, saqë edhe u vra në fund për shkak të mos tolerimit të këtij mendimi në mesin e muslimanëve. Imam Ahmedi u burgos dhe u torturua fizikisht në burg për të pranuar këtë mendim, por ai nuk lëshoi pe dhe qëndroi stoikisht deri në fund. Ai jetoi 77 vjet, vdiq si pasojë e torturave dhe dhunës fizike që u ushtrua mbi të nga organet e shtetit në ditën e Xhuma më 12 Rebiul Evel të vitit 241 hixhri, në Bagdad. Në disa versione historike, thuhet se xhenazen e këtij dijetari e kishin përcjellur 1.300.000

njerëz, ndërsa në disa burime tjera thuhet se e kanë përcjellur 1.800.000 veta.

## MUSNEDI I TIJ

Zakonisht veprat e llojit *Musned* janë të radhitura në bazë alfabetike, duke filluar nga transmetuesit të cilëve emri u fillon me shkronjën *elif*, e me radhë, ndërsa imam Ahmedi në "Musned"-in e tij ka filluar rradhitjen me hadithet të cilat janë të transmetuara nga sahabët Hulefai-Rashidin Ebu Bekri r.a., Umeri r.a., Uthmani r.a. dhe Aliu r.a., e më pas hadithet që përcillen nga dhjetë të përgëzuarit me Xhenet, më pas ka vazhduar me antarët e familjes së Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, më pas sahabët më të njohur, nga mekasit, medinasit, të Shamit, Kufës, të Basrës, emrat e femrave sahabije, etj.

Duhet përmendur se nga të gjitha koleksionet e hadithit të cilët i kemi përmendur deri tash, Musnedi i Ahmedit është më i zgjeruar, sepse përmban më shumë se 40.000 hadithe me gjithë ato të cilat përsëriten.

Dijetari shqiptar Shejh Shuajb el-Arnauti në bashkëpunim me nxënësit e tij, ka bërë recenzimin dhe verifikimin e haditheve të Musnedit të Ahmedit, ku vepra është botuar në 50 vëllime, ndërsa në të gjenden 27.647 hadithe. Gjithashtu më herët recenzim dhe verifikim i ka bërë dijetari Ahmed Shakir në

bashkëpunim me Hamza Ahmed Zejn, vepra është e botuar në 20 vëllime, ndërsa përmban 27.519 hadithe.

Por nuk kemi gjetur ndonjë autor i cili e ka komentuar këtë vepër në tërësi, ndërsa ka autorë të cilët kanë shkruar mbi analizën e kësaj vepre, si Sujuti në veprën e tij "Ukudu`z-Zeberxhed ala Musned imam Ahmed" dhe një koment të disa prej haditheve të Musnedit të Ahmedit nga Sindi në veprën "Hashijetus-Sindi ala Musnedi`l-Imami`l-Ahmed b. Hanbel".

Musnedi i Ahmedit nuk është e përkthyer në gjuhën shqipe.[9]

Për këta dijetarë gjigant dhe veprat e tyre meriton të shkruhet për secilin nga një libër në vete dhe në gjuhën arabe ekzistojnë libra të veçanta për ta, por ne shkruajtëm shkurtazi vetëm që t`u japim lexuesve një pasqyrë mbi jetën e tyre, ndërsa kush dëshiron të lexojë dhe të dijë më tepër për jetën e tyre, kemi shënuar për secilin prej tyre referencat në fusnota më lartë.

---

[9] Për biografinë e Ahmed b. Hanbelit shiko në: Ibni Sa`di, "Tabakatu`l-Kebir", vëll.9, fq.358, nr.4402; Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", Daru`l-Kutubi`l-ilmijje, Bejrut, vëll.2, fq.5, nr.1505; Ibni Ebu Hatim er-Razi, "El-Xherh ve`t-Ta`dil", vëll.1, fq.292-313; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", vëll.9, fq.161-233, nr.445; Neveviu, "Tehdhibu`l-Esmai ve`l-lugati", vëll.1, fq.110-112, nr.45; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", vëll.1, fq.437-470, nr.96; Dhehebiu, "Sijeru a`lami`n-Nubelai", vëll.11, fq.177-358, nr.78; Ibni Kethiri, "El-Bidaje ve`n-Nihaje", vëll.11, fq.160-189;

# RRADHITJA E HADITHEVE

حَدَّثَنَا إِسْمَاعِيلُ، قَالَ: حَدَّثَنِي مَالِكٌ، عَنِ ابْنِ شِهَابٍ، عَنْ حُمَيْدِ بْنِ عَبْدِ الرَّحْمَنِ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: "مَنْ قَامَ رَمَضَانَ إِيمَانًا وَاحْتِسَابًا، غُفِرَ لَهُ مَا تَقَدَّمَ مِنْ ذَنْبِهِ".

**1.** Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i Allahut sallallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush falet në netët e Ramazanit me besim të plotë dhe duke llogaritur (në shpërblimin e Allahut xh.sh.), do t`i falen mëkatet e bëra më parë”.*[1]

---

[1] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab tetavu`u kijami Ramadane mine`l-imani, nr.37; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Mesaxhidu ve mevadiu`s-Salati, bab et-tergibu fi kijami Ramadane vehuve`t-teravihu, nr.759; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, bab fi kijami shehri Ramadane, nr.1371; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab es-Saumi, bab et-tergibu fi kijami Ramadane, nr.808; Nesaiu, “Sunen”, kitab Kijami`l-lejli ve tetavui`n-nehari, bab thevabu men kame Ramadane imanen vahtisaben, nr.1602; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Ikametu`s-Salati ve sunnetu fiha, bab ma xhae fi kijami shehri Ramadane, nr.1326; Maliku, “Muvetta`”, kitab es-Salatu, bab et-tergibu fi`s-salati fi Ramadane, nr.300; Darimiju, “Sunen”, kitab es-Saumi, bab fi kijami Ramadane, nr.1817 dhe në tekst gjendet shtesa: “*...dhe kush falet natën e Kadrit do t`i falen mëkatet e mëparshme*”; Ahmedi, “Musned”, 13/198, nr.7787;

حَدَّثَنَا إِسْمَاعِيلُ بْنُ أَبِي أُوَيْسٍ، قَالَ: حَدَّثَنِي مَالِكٌ، عَنِ ابْنِ شِهَابٍ، عَنْ عُبَيْدِ اللَّهِ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُتْبَةَ، عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَبَّاسٍ، قَالَ: "أَقْبَلْتُ رَاكِبًا عَلَى حِمَارٍ أَتَانٍ، وَأَنَا يَوْمَئِذٍ قَدْ نَاهَزْتُ الِاحْتِلَامَ، وَرَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يُصَلِّي بِمِنًى إِلَى غَيْرِ جِدَارٍ، فَمَرَرْتُ بَيْنَ يَدَيْ بَعْضِ الصَّفِّ، وَأَرْسَلْتُ الأَتَانَ تَرْتَعُ، فَدَخَلْتُ فِي الصَّفِّ، فَلَمْ يُنْكَرْ ذَلِكَ عَلَيَّ".

**2.** Transmeton Abdullah b. Abasi (r.a.) i cili thotë: “U nisa (në drejtim të Minës) i hipur mbi gomar, ndërsa gati isha moshërritur. I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem u fal në Mina jashtë mureve (në hapësirë), unë kalova para një pjese të *safit*, e lëshova gomarin që të kullotë dhe hyra në rresht (saff) dhe nuk më kundërshtoi për këtë askush”.[2]

---

[2] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Ilmu, bab meta jesihhu semau`s-sagiri, nr.76; Muslimi, “Sahih”, kitab es-Salatu, bab sutretu`l-Musal-li, nr.504; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, bab men kale: el-himaru la jektau`s-Salate, nr.715; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab es-Salati, bab ma xhae la jektau`s-salate shejun, nr.337 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih si dhe potencon se ky hadith përcillet edhe prej Fadël b. Abasit r.a., Aishes r.a.h. dhe Ibni Umerit r.a.; Nesaiu, “Sunen”, kitab el-Kibleti, bab dhikru ma jektau`s-salate ve ma la jektau idha lem jekun bejne jedeji`l-musali sutretun, nr.752; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Ikametu`s-salati ve sunnetu fiha, bab ma jektau`s-salate, nr.947 dhe në tekst përmend se me të në gomar ka qenë edhe Fadli dhe nuk e përmend pjesën e fundit se “askush nuk na kundërshtoi për këtë”; Maliku, “Muvetta`”, kitab es-Salatu, bab er-ruhsatu fil mururi bejne jedeji`l-musal-li, nr.426; Darimiju, “Sunen”, kitab es-Salati, bab la jektau`s-salate shejun, nr.1455 kurse

حَدَّثَنَا عُبَيْدُ اللَّهِ بْنُ مُوسَى، عَنْ إِسْرَائِيلَ، عَنْ أَبِي إِسْحَاقَ، عَنِ الأَسْوَدِ، قَالَ: قَالَ لِي ابْنُ الزُّبَيْرِ، كَانَتْ عَائِشَةُ تُسِرُّ إِلَيْكَ كَثِيرًا فَمَا حَدَّثَتْكَ فِي الكَعْبَةِ؟ قُلْتُ: قَالَتْ لِي: قَالَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " يَا عَائِشَةُ لَوْلاَ قَوْمُكِ حَدِيثٌ عَهْدُهُمْ – قَالَ ابْنُ الزُّبَيْرِ – بِكُفْرٍ، لَنَقَضْتُ الكَعْبَةَ فَجَعَلْتُ لَهَا بَابَيْنِ: بَابٌ يَدْخُلُ النَّاسُ وَبَابٌ يَخْرُجُونَ " فَفَعَلَهُ ابْنُ الزُّبَيْرِ

**3.** Transmeton Aishja (r.a.h.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë asaj: *“Oj Aishe! Sikur populli yt të mos ishte ende afër kohës së tyre (të injorancës)* Ibni Zubejri thotë: “Afër kohës së *kufrit*” *do ta kisha zgjeruar Qabenë dhe do t`ia bëja asaj dy dyer: një derë për të hyrë njerëzit dhe një derë për të dalur”.* Dhe këtë e bëri (më vonë) Ibni Zubejri.[3]

---

teksti i tij është ngjashëm sikur edhe te Ibni Maxheh; Ahmedi, “Musned”, 3/379, nr.1891;

[3] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Ilmu, bab men tereke ba`da`l-ihtijari, nr.126; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Haxhu, bab nakdu`l-ka`beti ve binauha, nr.1333 dhe e sjell me disa fjalë të tjera, ku përmend edhe se do ta rënonte dhe ta rikthente në themelet që e vëndoi Ibrahimi a.s. pasi kur e rindërtuan kurejshët, e zvogëluan madhësinë e saj; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab el-Menasiki, bab es-salatu fil-hixhri, nr.2028, kurse në tekstin e tij Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e urdhëron Aishen r.a.h. që të falet te pjesa e Hixhrit përreth Qabesë, sepse ajo është pjesë e Qabesë, por e kanë lënë jashtë kurejshët kur e kanë rindërtuar atë; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab Haxhi, bab ma xhae fi kesri`l-ka`beti, nr.875 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, “Sunen”, kitab Menasiki`l-haxhi, bab binaul-ka`beti, nr.2900-

حَدَّثَنِي قُتَيْبَةُ بْنُ سَعِيدٍ، قَالَ: حَدَّثَنَا اللَّيْثُ بْنُ سَعْدٍ، قَالَ: حَدَّثَنَا نَافِعٌ، مَوْلَى عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُمَرَ بْنِ الخَطَّابِ، عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُمَرَ، أَنَّ رَجُلًا، قَامَ فِي المَسْجِدِ، فَقَالَ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، مِنْ أَيْنَ تَأْمُرُنَا أَنْ نُهِلَّ؟ فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «يُهِلُّ أَهْلُ المَدِينَةِ مِنْ ذِي الحُلَيْفَةِ، وَيُهِلُّ أَهْلُ الشَّأْمِ مِنَ الجُحْفَةِ، وَيُهِلُّ أَهْلُ نَجْدٍ مِنْ قَرْنٍ» وَقَالَ ابْنُ عُمَرَ وَيَزْعُمُونَ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: «وَيُهِلُّ أَهْلُ اليَمَنِ مِنْ يَلَمْلَمَ» وَكَانَ ابْنُ عُمَرَ يَقُولُ: لَمْ أَفْقَهْ هَذِهِ مِنْ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ".

**4.** Transmeton Abdullah b. Umeri (r.a.) se një njeri ishte ngritur në xhami dhe kishte pyetur: “O i Dërguari i Allahut! Prej nga po na urdhëron që ta themi me zë *telbijen*?” I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Banorët e Medines prej Dhul-Hulejfes, banorët e Shamit prej Xhuhfes, kurse banorët e Nexhdit prej Karnasë”.* Ibni Umeri (r.a.) ka thënë: “Disa mendojnë se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kurse banorët e Jemenit do ta thonë telbijen*

---

2903; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab Menasiki, bab et-tavafi bi`l-hixhri, nr.2955; Maliku, “Muvetta`”, kitab el-Haxhu, bab ma xhae fi binai`l-ka`beti, nr.1054; Darimiju, “Sunen”, kitab el-Menasiki, bab el-hixhru mine`l-bejti, nr.1910; Ahmedi, “Musned”, 40/339, nr.24.297;

*prej Jelemlemit".* Ibni Umeri thoshte: "Këtë nuk e kam kuptuar nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem".[4]

حَدَّثَنَا آدَمُ، قَالَ: حَدَّثَنَا ابْنُ أَبِي ذِئْبٍ، عَنْ نَافِعٍ، عَنْ ابْنِ عُمَرَ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ وَعَنِ الزُّهْرِيِّ، عَنْ سَالِمٍ، عَنِ ابْنِ عُمَرَ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أَنَّ رَجُلًا سَأَلَهُ: مَا يَلْبَسُ المُحْرِمُ؟ فَقَالَ: «لاَ يَلْبَسُ القَمِيصَ، وَلاَ العِمَامَةَ، وَلاَ السَّرَاوِيلَ، وَلاَ البُرْنُسَ، وَلاَ ثَوْبًا مَسَّهُ الوَرْسُ أَوِ الزَّعْفَرَانُ، فَإِنْ لَمْ يَجِدِ النَّعْلَيْنِ فَلْيَلْبَسِ الخُفَّيْنِ، وَلْيَقْطَعْهُمَا حَتَّى يَكُونَا تَحْتَ الكَعْبَيْنِ"

**5.** Transmeton Ibni Umeri (r.a.) nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem se një njeri e ka pyetur: "Çka duhet të vesh *muhrimi*?" Ai i tha: *"Nuk (i lejohet) të vesh këmishë, as sarëk (imameh), as pantallona, as kapuç, as rroba të ngjyrosura me*

---

4 Buhariu, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab dhikri`l-ilmi vel futja fil mesxhidi, nr.133; Muslimi, "Sahih", kitab el-Haxhu, bab mevakitu`l-haxhi vel umreti, nr.1182; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab fi`l-mevakiti, nr.1737; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Haxhi, bab ma xhae fi mevakiti`l-ihrami li ehlil afaki, nr.831 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih dhe se përcillet edhe prej Ibni Abasit, Xhabir b. Abdullahut dhe Abdullah b. Amrit; Nesaiu, "Sunen", kitab Menasiki`l-haxh-xhi, bab mikatu ehlil Medineti, nr.2651; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab mevakiti ehli`l-afaki, nr.2914; Maliku, "Muvetta`", kitab el-Haxhu, bab mevakitul ihlali, nr.927; Darimiju, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab el-mevakitu fil-haxhi, nr.1831; Ahmedi, "Musned", 8/158, nr.4555;

*dyell ose shafran, e kush nuk gjen nallane, le të veshë meste dhe le t`i presë ato, që t`i vijnë nën nyjet e këmbëve”.*[5]

**حَدَّثَنَا عَلِيُّ بْنُ عَبْدِ اللَّهِ، قَالَ: حَدَّثَنَا سُفْيَانُ، عَنْ عَمْرٍو، قَالَ: أَخْبَرَنِي كُرَيْبٌ، عَنِ ابْنِ عَبَّاسٍ " أَنَّ النَّبِيَّ صلّى الله عليه وسلم نَامَ حَتَّى نَفَخَ، ثُمَّ صَلَّى – وَرُبَّمَا قَالَ: اضْطَجَعَ حَتَّى نَفَخَ، ثُمَّ قَامَ فَصَلَّى – " ثُمَّ حَدَّثَنَا بِهِ سُفْيَانُ، مَرَّةً بَعْدَ مَرَّةٍ عَنْ عَمْرٍو، عَنْ كُرَيْبٍ، عَنْ ابْنِ عَبَّاسٍ، قَالَ: بِتُّ عِنْدَ خَالَتِي مَيْمُونَةَ لَيْلَةً فَقَامَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ مِنَ اللَّيْلِ، فَلَمَّا كَانَ فِي بَعْضِ اللَّيْلِ قَامَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ «فَتَوَضَّأَ مِنْ شَنٍّ مُعَلَّقٍ وُضُوءًا خَفِيفًا يُخَفِّفُهُ – عَمْرٌو وَيُقَلِّلُهُ –، وَقَامَ يُصَلِّي، فَتَوَضَّأْتُ نَحْوًا مِمَّا**

---

[5] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Ilmu, bab men ehabe`s-saile bi ekthere mimma se`elehu, nr.134; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Haxhu, bab ma hubahu li`l muhrimi bi haxhin eu umretin, nr.1177; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab el-Menasiki, bab ma jelbesu`l-muhrimu, nr.1823; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab Haxh-xhi, bab ma xhae fima la jexhuzu lil muhrimi lubsuhu, nr.833 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, “Sunen”, kitab Menasiki`l-haxhi, bab en-nehju anith-thijabi`l-mesbugati bil versi ve-z-za`ferani fil ihrami, nr.2667; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Menasiki, bab ma jelbesul muhrimu mineth-thijabi, nr.2929; Maliku, “Muvetta`”, kitab Haxh-xhu, bab ma junha anhu min lubsi`th-thijabi fil ihrami, nr.906; Darimiju, “Sunen”, kitab el-Menasiki, bab ma jelbesu`l-muhrimu mine`th-thijabi, nr.1839; Ahmedi, “Musned”, 8/62, nr.4482;

تَوَضَّأَ، ثُمَّ جِئْتُ فَقُمْتُ، عَنْ يَسَارِهِ – وَرُبَّمَا قَالَ سُفْيَانُ عَنْ شِمَالِهِ – فَحَوَّلَنِي فَجَعَلَنِي عَنْ يَمِينِهِ، ثُمَّ صَلَّى مَا شَاءَ اللَّهُ، ثُمَّ اضْطَجَعَ فَنَامَ حَتَّى نَفَخَ، ثُمَّ أَتَاهُ المُنَادِي فَآذَنَهُ بِالصَّلاَةِ، فَقَامَ مَعَهُ إِلَى الصَّلاَةِ، فَصَلَّى وَلَمْ يَتَوَضَّأْ» قُلْنَا لِعَمْرٍو إِنَّ نَاسًا يَقُولُونَ: «إِنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ تَنَامُ عَيْنُهُ وَلاَ يَنَامُ قَلْبُهُ» قَالَ عَمْرٌو سَمِعْتُ عُبَيْدَ بْنَ عُمَيْرٍ يَقُولُ: " رُؤْيَا الأَنْبِيَاءِ وَحْيٌ"، ثُمَّ قَرَأَ {إِنِّي أَرَى فِي المَنَامِ أَنِّي أَذْبَحُكَ} [الصافات: 102] ".

**6.** Transmeton Ibni Abasi (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kishte fjetur derisa filloi të fryejë (gërhasë) dhe pastaj ishte falur. Sufjani ka thënë: “Mbështetej ashtu që flinte thellë, pastaj çohej dhe falej”. Këtë thënie na e ka treguar shumë herë Sufjani, duke përcjellë prej Amrit, ai prej Kurejbit, se Ibni Abasi (r.a.) kishte thënë: “Një natë fjeta te tezja ime Mejmuna (r.a.h.) dhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u zgjua natën, e pasi kaloi një pjesë e natës, u ngrit Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe mori abdes prej ibrikut të varur me një të larë të gjymtyrëve dhe përdori pak ujë”. Amri (siç thotë Sufjani) e kishte përshkruar pra abdesin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke e përmendur një larje dhe larjen e gjymtyrëve duke përdorur një sasi të vogël uji dhe më pas ishte ngritur që të falet. Edhe unë mora abdes sikur ai, shkova dhe iu afrova në anën e tij të majtë. Sufjani nga një herë thoshte: “(...qëndronte në të majtë) dhe ai më vendosi në anën e tij të djathtë, e pastaj fali aq sa dëshiroi Allahu xh.sh. Më vonë, ai u shtri dhe fjeti, ashtu që frynte (gërhiste). Më pas, erdhi

thirrësi (muezini), e lajmëroi për namazin dhe u ngrit që të falet me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem. (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) atëherë falej, ndërsa nuk mori abdes (nuk e përsëriti abdesin). I thamë Amrit: "Njerëzit po thonë: "Syri i të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem flen, ndërsa zemra e tij nuk flen", ndërsa Amri tha: "E kam dëgjuar Ubejd b. Umejrin duke thënë: "Ëndrrat e Pejgamberëve janë shpallje" dhe e lexoi ajetin: **"O djali im, kam parë ëndërr se duhet të të therr..". (Safat, 102).**[6]

**حَدَّثَنَا آدَمُ، قَالَ: حَدَّثَنَا ابْنُ أَبِي ذِئْبٍ، قَالَ: حَدَّثَنَا الزُّهْرِيُّ، عَنْ عَطَاءِ بْنِ يَزِيدَ اللَّيْثِيِّ، عَنْ أَبِي أَيُّوبَ الأَنْصَارِيِّ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ**

[6] Buhariu, "Sahih", kitab el-Vudu`u, bab et-tahfifi fi`l-vudui, nr.138; Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu.., bab ed-duau fi salati`l-lejli ve kijamihi, nr.763 por e sjell edhe me tekste të ndryshme; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab er-rexhulani jeummu ehaduhuma sahibehu kejfe jekumani, nr.610; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma xhae fi`r-rexhuli jusal-li ve meahu rexhulun, nr.232 dhe thotë se në këtë temë përcillet diç e ngjashme edhe nga Enesi, kurse hadithi i Ibni Abasit është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab kijami`l-lejli ve tetavui`n-nehari, bab dhikru ma justeftehu bihi`l-kijamu, nr.1620; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-Salati ve`s-sunnetu fiha, bab ma xhae fi kem jusali bil-lejli, nr.1363; Maliku, "Muvetta`", kitab es-Salatu, bab salatu`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem fil vitri, nr.317; Darimiju, "Sunen", kitab el-Mukadime, bab er-rexhuli jufti bi shejin thumme jebluguhu anin-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem fe jerxhiu, nr.666; Ahmedi, "Musned", 4/58, nr.2164;

اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ «إِذَا أَتَى أَحَدُكُمُ الغَائِطَ، فَلاَ يَسْتَقْبِلِ القِبْلَةَ وَلاَ يُوَلِّهَا ظَهْرَهُ، شَرِّقُوا أَوْ غَرِّبُوا».

**7.** Transmeton Ebu Ejub el-Ensariju (r.a.) i cili ka thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *“Kur ndonjëri prej jush të shkojë në tualet (për të kryer nevojën fiziologjike), mos të kthehet kah kibla e as mos ia kthejë (kibles) shpinën. Por kthehuni kah lindja ose perëndimi (i kibles)”.*[7]

حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ يُوسُفَ، قَالَ: أَخْبَرَنَا مَالِكٌ، عَنْ أَبِي الزِّنَادِ، عَنِ الأَعْرَجِ، عَنْ أَبِي هُرَيْرَةَ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ

[7] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Vudu`u, bab la tustekbelu`l-kibletu bi gaitin eu beulin, nr.144; Muslimi, “Sahih”, kitab et-Taharetu, bab el-istitabetu, nr.264; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab kerahijetu istikbali`l-kibleti inde kadail haxheti, nr.9; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab et-Taharetu, bab fi`n-nehji anis-tikbali`l-kibleti bi gaitin eu beulin, nr.8 dhe thotë se ky hadith i përcjellur prej Ebu Ejubit, është hadithi më i mirë në këtë temë dhe më i sakti, kurse hadithe të ngjashme përcillen edhe prej Abdullah b. Harithit, Ma`kil b. Ebu Hajthemit, Ebu Umames, Ebu Hurejres dhe Sehël b. Hunejfit Zoti qoftë i kënaqur me të gjithë ata; Nesaiu, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab en-nehju anis-tigbali`l-kibleti indel haxheti, nr.20; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab et-Tahareti ve suneniha, nr.318; Maliku, “Muvetta`”, kitab es-Salatu, bab en-nehju anis tigbalil kibleti vel insanu ala haxhetihi, nr.519; Darimiju, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab en-nehju anis-tigbalil kibleti li gaitin eu beulin, nr.692; Ahmedi, “Musned”, 38/506, nr.23.524;

قَالَ: «إِذَا تَوَضَّأَ أَحَدُكُمْ فَلْيَجْعَلْ فِي أَنْفِهِ، ثُمَّ لِيَنْثُرْ، وَمَنِ اسْتَجْمَرَ فَلْيُوتِرْ، وَإِذَا اسْتَيْقَظَ أَحَدُكُمْ مِنْ نَوْمِهِ فَلْيَغْسِلْ يَدَهُ قَبْلَ أَنْ يُدْخِلَهَا فِي وَضُوئِهِ، فَإِنَّ أَحَدَكُمْ لاَ يَدْرِي أَيْنَ بَاتَتْ يَدُهُ».

**8.** Transmeton Ebu Hurejre (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kur ndonjëri prej jush të merr abdes, le ta fus ujin në hundë, pastaj le ta fryjë (le ta nxjerrë prap), e kush e largon papastërtinë me gurë (pas kryerjes së nevojës së madhe) le ta bëjë këtë me numër tek (të gurëve), ndërsa kur ndonjëri prej jush zgjohet nga gjumi, le ta pastrojë dorën e tij para se ta fus në ujin për abdes, sepse vërtet asnjëri prej jush nuk e di se ku ka bujtur dora e tij (ku e ka pasur dorën gjatë natës)”.*[8]

[8] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Vudu`u, bab el-istixhmari vitren, nr.162; Muslimi, “Sahih”, kitab et-Taharetu, bab el-itaru fil istinthari vel istixhmari, nr.237; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab fir-rexhuli jud`hilu jedehu fil inai kable en jegsileha, nr.105 dhe në bab fi`l-istinthari, nr.140; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab et-Taharetu, bab ma xhae idhes-tejkadha ehadukum min menamihi fela jagmisenne jedehu fil inai hatta jegsileha, nr.24 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih dhe se hadith i ngjashëm përcillet edhe nga Ibni Umeri, Xhabiri dhe Aishja; Nesaiu, “Sunen”, kitab Tahareti, nr.1; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab et-Tahareti ve suneniha, bab el-irtijadu lil gaiti vel beuli, nr.337; Maliku, “Muvetta`”, kitab es-Salatu, bab el-amelu fi`l-vudui, nr.33; Darimiju, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab fi`l-istinshaki ve`l-istixhmari, nr.730; Ahmedi, “Musned”, 12/154, nr.7221 dhe 12/227, nr.7282;

حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ يُوسُفَ، قَالَ: أَخْبَرَنَا مَالِكٌ، عَنْ سَعِيدٍ المَقْبُرِيِّ، عَنْ عُبَيْدِ بْنِ جُرَيْجٍ، أَنَّهُ قَالَ: لِعَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُمَرَ يَا أَبَا عَبْدِ الرَّحْمَنِ رَأَيْتُكَ تَصْنَعُ أَرْبَعًا لَمْ أَرَ أَحَدًا مِنْ أَصْحَابِكَ يَصْنَعُهَا، قَالَ: وَمَا هِيَ يَا ابْنَ جُرَيْجٍ قَالَ: رَأَيْتُكَ لاَ تَمَسُّ مِنَ الأَرْكَانِ إِلَّا اليَمَانِيَّيْنِ، وَرَأَيْتُكَ تَلْبَسُ النِّعَالَ السِّبْتِيَّةَ، وَرَأَيْتُكَ تَصْبُغُ بِالصُّفْرَةِ، وَرَأَيْتُكَ إِذَا كُنْتَ بِمَكَّةَ أَهَلَّ النَّاسُ إِذَا رَأَوُا الهِلاَلَ وَلَمْ تُهِلَّ أَنْتَ حَتَّى كَانَ يَوْمُ التَّرْوِيَةِ. قَالَ عَبْدُ اللَّهِ: أَمَّا الأَرْكَانُ: فَإِنِّي لَمْ «أَرَ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَمَسُّ إِلَّا اليَمَانِيَّيْنِ» ، وَأَمَّا النِّعَالُ السِّبْتِيَّةُ: فَإِنِّي «رَأَيْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَلْبَسُ النَّعْلَ الَّتِي لَيْسَ فِيهَا شَعَرٌ وَيَتَوَضَّأُ فِيهَا» ، فَأَنَا أُحِبُّ أَنْ أَلْبَسَهَا، وَأَمَّا الصُّفْرَةُ: فَإِنِّي «رَأَيْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَصْبُغُ بِهَا، فَأَنَا أُحِبُّ أَنْ أَصْبُغَ بِهَا» ، وَأَمَّا الإِهْلاَلُ: فَإِنِّي «لَمْ أَرَ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يُهِلُّ حَتَّى تَنْبَعِثَ بِهِ رَاحِلَتُهُ».

**9**. Transmeton Ibni Xhurejxhi se i ka thënë Ibni Umerit (r.a.): “O Ebu Abdurahman, kam parë që ti bën katër (veprime), të cilat nuk i kam parë t`i bëjnë asnjëri nga shoqëruesit tu”. Ai tha: “E çka janë ato o Ibni Xhurejxh?” Tha: “Të kam parë të prekësh vetëm dy këndet e Qabesë nga ana e Jemenit; të kam parë të veshësh këpucë prej lëkure të regjur; të kam parë t`i ngjyesh flokët me këna (të verdhë në të kuqe); të kam parë në

Mekë që, ndonëse njerëzit e bënin *Ihlalin* (Kur hynin në gjendje ihrami duke shqiptuar *telbijen*), kur shihnin hënën e re (ditën e parë të Dhul Hixhes), ti e bëje *ihlalin* vetëm kur vinte dita e *Tervijes* (Dita e tetë e Dhul-Hixhes). Ibni Umeri (r.a.) u përgjigj: “Në lidhje me këndet e Qabesë, unë kurrë nuk e kam parë të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem t`i prekte ato, përveç dy këndeve të Jemenit. Sa për këpucët me lëkurë të regjur, në të vërtetë unë e kam parë të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem të mbathte opinga lëkure që nuk kishin qime dhe të merrte abdes me to (duke i larë këmbët dhe pastaj i veshte ato), prandaj, mua më pëlqen t`i vesh ato. Sa për lyerjen e flokëve me këna, e kam parë Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem t`i lyente flokët me të, prandaj, më pëlqen edhe mua t`i lyej. Sa për *ihlalin*, unë nuk e kam parë Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem ta bënte *ilhlalin* para se të nisej karavani i tij (për haxh)”.[9]

**حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ يُوسُفَ، قَالَ: أَخْبَرَنَا مَالِكٌ، عَنْ هِشَامِ بْنِ عُرْوَةَ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ عَائِشَةَ أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ**

---

[9] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Vudu`u, bab gasli`r-rixhlejni fin-na`lejni, nr.166; Muslimi, “Sahih”, kitab Haxhu, bab el-ihlalu min hajthu tenbeitu`r-rahiletu, nr.1187; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab el-Menasiki, bab fi vakti`l-ihrami, nr.1772; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab el-Haxhi, bab ma xhae fi tekbili`l-haxheri, nr.861 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih; Nesaiu, “Sunen”, kitab Menasiki`l-haxhi, bab el-amelu fi`l-ihlali, nr.2760 dhe në disa vende tjera; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Libasu, bab el-hidabu bi`s-sufreti, nr.3626; Maliku, “Muvetta`”, kitab el-Haxhu, bab el-amelu fi`l-ihlali, nr.935; Darimiju, “Sunen”, kitab el-Menasiki, bab men remele thelathen ve mesha erbean, nr.1883; Ahmedi, “Musned”, 8/297, nr.4672;

قَالَ: «إِذَا نَعَسَ أَحَدُكُمْ وَهُوَ يُصَلِّي فَلْيَرْقُدْ، حَتَّى يَذْهَبَ عَنْهُ النَّوْمُ، فَإِنَّ أَحَدَكُمْ إِذَا صَلَّى وَهُوَ نَاعِسٌ، لاَ يَدْرِي لَعَلَّهُ يَسْتَغْفِرُ فَيَسُبُّ نَفْسَهُ».

**10.** Transmeton Aishja (r.a.h.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur të kotet ndonjëri prej jush gjersa dëshiron të falet, le të shtrihet derisa t`i kalojë përgjumja, sepse mund të ndodh që gjersa falet i përgjumur, nuk e din se duke qenë në kërkim të faljes, mund të ofendojë (mallkojë) veten".*[10]

حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ يُوسُفَ، قَالَ: أَخْبَرَنَا مَالِكٌ، عَنِ ابْنِ شِهَابٍ، عَنْ عُبَيْدِ اللَّهِ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُتْبَةَ، عَنْ أُمِّ قَيْسٍ بِنْتِ مِحْصَنٍ، أَنَّهَا «أَتَتْ بِابْنٍ لَهَا صَغِيرٍ، لَمْ يَأْكُلِ الطَّعَامَ، إِلَى رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ

---

[10] Buhariu, "Sahih", kitab el-Vudu`u, bab el-vudui mine`n-neumi, nr.212; Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab emru men nease fi salatihi bi en jerkude eu jekude hatta jedhhebe anhu dhalike, nr.786; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab en-nuasu fi`s-salati, nr.1310; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma xhae fis-salati inden-nuasi, nr.355 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih dhe se në këtë temë përcillen hadithe edhe nga Enesi r.a. dhe Ebu Hurejre r.a.; Nesaiu, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab en-nuasu, nr.162; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikametu`s-salati, bab ma xhae fil musali idha nease, nr.1370; Maliku, "Muvetta`", kitab es-Salatu, bab ma xhae fi salati`l-lejli, nr.309; Darimiju, "Sunen", kitab es-Salati, bab kerahijetu`s-salati lin-naisi, nr.1423; Ahmedi, "Musned", 40/331, nr.24.287;

عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فَأَجْلَسَهُ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فِي حَجْرِهِ، فَبَالَ عَلَى ثَوْبِهِ، فَدَعَا بِمَاءٍ، فَنَضَحَهُ وَلَمْ يَغْسِلْهُ».

**11.** Transmeton Ummu Kajs binti Mihsan (r.a.h.) e cila ka shkuar te i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem me birin e saj të vogël, i cili ende nuk ka pas filluar të ushqehet (me bukë) dhe e ka ulur i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem në prehërin e tij, e ai (fëmija) urinoi mbi teshat e tij, kurse ai (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) kërkoi ujë dhe e spërkati atë vend, por nuk e pastroi duke e larë”.[11]

حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ الْمُثَنَّى، قَالَ: حَدَّثَنَا يَحْيَى، عَنْ هِشَامٍ، قَالَ: حَدَّثَتْنِي فَاطِمَةُ، عَنْ أَسْمَاءَ، قَالَتْ: جَاءَتِ امْرَأَةٌ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ

---

[11] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Vudu`u, bab bauli`s-sibjani, nr.223; Muslimi, “Sahih”, kitab et-Taharetu, bab hukmu bauli`t-tifli`r-redii ve kejfijetu gaslihi, nr.287; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab baulu`s-sabiji jusibu`th-theube, nr.374; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab et-Taharetu, bab ma xhae fi nad`hi beuli`l-gulami kable en jut`ame, nr.71 dhe thotë se hadithe në këtë temë përcillen edhe nga Aliu r.a., Aishja r.a.h., Zejnebi r.a.h, Lubabe b. Harithe r.a.h., Ebu Semhi r.a., Abdullah b. Amri r.a., Ebu Lejla r.a. dhe Ibni Abasi r.a.; Nesaiu, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab baulu`s-sabiji eledhi lem je`kuli`t-ta`ame, nr.302; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab et-Tahareti ve suneniha, bab ma xhae fi bauli`s-sabiji eledhi lem jut`am, nr.524; Maliku, “Muvetta`”, kitab es-Salatu, bab ma xhae fi bauli`s-sabiji, nr.165; Darimiju, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab baulu`l-gulami eledhi lem jet`am, nr.768; Ahmedi, “Musned”, 44/547, nr.26.996;

عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَقَالَتْ: أَرَأَيْتَ إِحْدَانَا تَحِيضُ فِي الثَّوْبِ، كَيْفَ تَصْنَعُ؟ قَالَ: «تَحُتُّهُ، ثُمَّ تَقْرُصُهُ بِالْمَاءِ، وَتَنْضَحُهُ، وَتُصَلِّي فِيهِ».

**12.** Transmeton Esma binti Ebu Bekër (r.a.h.) e cila ka thënë: "Erdhi një grua te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe tha: "Çka mendon nëse ndonjërës prej neve i ndoten teshat me gjakun e menstruacioneve, çfarë duhet të bëjë?" Ai tha: *"Le ta fshijë, pastaj le ta lajë me ujë dhe ta ndrydhë, pastaj le të falet me to".*[12]

حَدَّثَنَا مُحَمَّدٌ هُوَ ابْنُ سَلاَمٍ قَالَ: حَدَّثَنَا أَبُو مُعَاوِيَةَ، حَدَّثَنَا هِشَامُ بْنُ عُرْوَةَ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ عَائِشَةَ قَالَتْ: جَاءَتْ فَاطِمَةُ بِنْتُ أَبِي حُبَيْشٍ إِلَى النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَقَالَتْ: يَا رَسُولَ اللَّهِ إِنِّي

---

12 Buhariu, "Sahih", kitab el-Vudu`u, bab gasli`d-dem`i, nr.227; Muslimi, "Sahih", kitab Taharetu, bab nexhasetu`d-dem`i ve kejfijetu gaslihi, nr.291; Ebu Davudi, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab el-mer`etu tegsilu theubeha eledhi telbesuhu fi hajdiha, nr.360; Tirmidhiu, "Sunen", kitab et-Taharetu, bab ma xhae fi gasli demi`l-hajdi mine`th-theubi, nr.138 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih dhe në këtë temë përcillen hadithe edhe nga Ebu Hurejre r.a. dhe Ummi Kajs binti Mihsani r.a.h.; Nesaiu, "Sunen", kitab et-Taharetu, bab demu`l-hajdi jusibu`th-theube, nr.293; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab ma xhae demi`l-hajdi jusibu`th-theube, nr.629; Maliku, "Muvetta`", kitab es-Salatu, bab xhamiu`l-hidati, nr.156; Darimiju, "Sunen", kitab et-Tahareti, bab fi demi`l-hajdi jusibu`th-theube, nr.799; Ahmedi, "Musned", 44/488, nr.26.920;

امْرَأَةٌ أُسْتَحَاضُ فَلاَ أَطْهُرُ أَفَأَدَعُ الصَّلاَةَ؟ فَقَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «لاَ، إِنَّمَا ذَلِكِ عِرْقٌ، وَلَيْسَ بِحَيْضٍ، فَإِذَا أَقْبَلَتْ حَيْضَتُكِ فَدَعِي الصَّلاَةَ، وَإِذَا أَدْبَرَتْ فَاغْسِلِي عَنْكِ الدَّمَ ثُمَّ صَلِّي» – قَالَ: وَقَالَ أَبِي: – «ثُمَّ تَوَضَّئِي لِكُلِّ صَلاَةٍ، حَتَّى يَجِيءَ ذَلِكَ الوَقْتُ».

**13.** Transmeton Aishja (r.a.h.) se Fatime bint Ebu Hubejshi (r.a.h.) shkoi te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe e pyeti: “O i Dërguari i Allahut, unë jam një grua që kam derdhje të madhe (të gjakut të menstruacioneve) dhe kurrsesi nuk jam e pastër, pra, a t`i lë namazet?” I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem u përgjigj: *“Jo, ai është gjak i kapilareve dhe nuk është i menstruacioneve. Kur të paraqiten menstruacionet, mos e fal namazin, e kur të ndalen, laje gjakun dhe pastaj falu”.* Thotë (Hisham b. Urvete): “Babai im (Urvete ibni Zubejri) ka thënë: “Pastaj merr abdes për secilin namaz, derisa të mos vijë koha (e menstruacioneve)”.[13]

---

[13] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Vudu`u, bab gasli`d-dem`i, nr.228; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Hajdu, bab el-mustehadatu ve gusluha ve salatuha, nr.333; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab fi`l-mer`eti tustehadu, nr.279; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab et-Taharetu, bab fi`l-mustehadati, nr.125 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih dhe se në këtë temë përcillet hadith edhe nga Ummi Seleme r.a.h.; Nesaiu, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab dhikru`l-igtisali mine`l-hajdi, nr.203; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab ma xhae fi`l-mustehadati, nr.621; Maliku, “Muvetta`”, kitab es-Salatu, bab el-mustehadatu, nr.157; Darimiju, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab fi`l-mustehadati, nr.795; Ahmedi, “Musned”, 40/173, nr.24.145;

حَدَّثَنَا عَلِيُّ بْنُ عَبْدِ اللَّهِ، قَالَ: حَدَّثَنَا سُفْيَانُ، قَالَ: حَدَّثَنَا الزُّهْرِيُّ، عَنْ أَبِي سَلَمَةَ، عَنْ عَائِشَةَ عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: «كُلُّ شَرَابٍ أَسْكَرَ فَهُوَ حَرَامٌ».

**14.** Transmeton Aishja (r.a.h.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Çdo pije që deh është e ndaluar (haram)".*[14]

حَدَّثَنَا عَبْدُ اللَّهِ بْنُ يُوسُفَ، قَالَ: أَخْبَرَنَا مَالِكٌ، عَنْ هِشَامِ بْنِ عُرْوَةَ، عَنْ أَبِيهِ، عَنْ عَائِشَةَ، زَوْجِ النَّبِيِّ صلّى الله عليه وسلم " أَنَّ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: كَانَ إِذَا اغْتَسَلَ مِنَ الجَنَابَةِ، بَدَأَ فَغَسَلَ يَدَيْهِ، ثُمَّ يَتَوَضَّأُ كَمَا يَتَوَضَّأُ لِلصَّلاَةِ، ثُمَّ يُدْخِلُ أَصَابِعَهُ فِي

[14] Buhariu, "Sahih", kitab el-Vudu`u, bab la jexhuzu`l-vudu`u bin-nebidhi, nr.242; Muslimi, "Sahih", kitab el-Eshribetu, bab bejanu enne kul-le muskirin hamrun, ve enne kul-le hamrin haramun, nr.2001; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Eshribetu, bab en-nehju ani`l-muskiri, nr.3682; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Eshribeti, bab ma xhae kul-lu muskirin haramun, nr.1863 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Eshribeti, bab tahrimu kul-li sherabin eskere, nr.5590; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Eshribetu, bab kul-lu muskirin haramun, nr.3386; Maliku, "Muvetta`", kitab el-Eshribetu, bab tahrimu`l-hamri, nr.2451; Darimiju, "Sunen", kitab el-Eshribeti, bab ma kile fi`l-muskiri, nr.2142; Ahmedi, "Musned", 40/99, nr.24.082;

الماَءِ، فَيُخَلِّلُ بِهَا أُصُولَ شَعَرِهِ، ثُمَّ يَصُبُّ عَلَى رَأْسِهِ ثَلاَثَ غُرَفٍ بِيَدَيْهِ، ثُمَّ يُفِيضُ الماَءَ عَلَى جِلْدِهِ كُلِّهِ ».

**15.** Transmeton Aishja (r.a.h.) bashkëshortja e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem se “Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem çdoherë që lahej prej papastërtisë së madhe (xhunubllëkut), fillimisht lante duart, pastaj merrte abdes siç merrte abdes për namaz. Më pas i fuste gishtat në ujë dhe i përshkonte ato nëpër rrënjët e flokëve të tij, pastaj i hidhte tre grushta ujë në kokë dhe më pas e përshkonte tërë lëkurën e tij me ujë”.[15]

حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ بَشَّارٍ، قَالَ: حَدَّثَنَا ابْنُ أَبِي عَدِيٍّ، وَيَحْيَى بْنُ سَعِيدٍ، عَنْ شُعْبَةَ، عَنْ إِبْرَاهِيمَ بْنِ مُحَمَّدِ بْنِ المُنْتَشِرِ، عَنْ أَبِيهِ، قَالَ: ذَكَرْتُهُ لِعَائِشَةَ فَقَالَتْ: يَرْحَمُ اللَّهُ أَبَا عَبْدِ الرَّحْمَنِ «كُنْتُ

[15] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Gusli, bab el-vudui kable`l-gusli, nr.248; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Hajdu, bab sifetu gusli`l-xhenabeti, nr.316; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab fi`l-gusli mine`l-xhenabeti, nr.241; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab et-Taharetu, bab ma xhae fi`l-gusli minel xhenabeti, nr.104 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih; Nesaiu, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab el-kadru eledhi jekfi lil gusli, nr.227; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab et-Tahareti ve suneniha, nr.574; Maliku, “Muvetta`”, kitab es-Salatu, bab el-amelu fi gusli`l-xhenabeti, nr.109; Darimiju, “Sunen”, kitab et-Tahareti, bab fi`l-gusli mine`l-xhenabeti, nr.775; Ahmedi, “Musned”, 40/301, nr.24.257;

أُطَيِّبُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَيَطُوفُ عَلَى نِسَائِهِ، ثُمَّ يُصْبِحُ مُحْرِمًا يَنْضَخُ طِيبًا».

**16.** Transmeton Aishja (r.a.h.) se asaj ia kanë përmendur (fjalën e Ibni Umerit r.a. i cili ka thënë: “Nuk do dëshiroja të gdhihem i parfumuar) e ajo ka thënë: “Allahu e mëshiroftë Ebu Abdurahmanin, unë kam parfumuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e ai i vizitonte gratë e tij dhe gdhinte si *muhrim*, kurse prej tij vinte era e parfumit”.[16]

حَدَّثَنَا أَبُو نُعَيْمٍ، قَالَ: حَدَّثَنَا هِشَامٌ، وَشَيْبَانُ، عَنْ يَحْيَى بْنِ أَبِي كَثِيرٍ، عَنْ أَبِي سَلَمَةَ، قَالَ: سَأَلْتُ عَائِشَةَ " أَكَانَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَرْقُدُ وَهُوَ جُنُبٌ؟ قَالَتْ: نَعَمْ وَيَتَوَضَّأُ ».

**17.** Transmeton Ebu Seleme se e ka pyetur Aishen (r.a.h.): “A ka fjetur Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke qenë i

[16] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Gusli, bab idha xhamea thumme ade, nr.267; Muslimi, “Sahih”, kitab Haxhu, bab et-tibu lil muhrimi indel-ihrami, nr.1189; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab el-Menasiki, bab et-tibu inde`l-ihrami, nr.1745; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab el-Haxhi, bab ma xhae fi`t-tibi indel ihlali kable`z-zijareti, nr.917 dhe thotë se ky hadith është hasenun-Sahih dhe se përcillet edhe prej Ibni Abasit r.a.; Nesaiu, “Sunen”, kitab el-Gusli vet-tejemmumi, bab idha tetajebe veg-tesele ve bekije etheru`t-tibi, nr.417; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Menasik, bab et-tibi indel ihrami, nr.2926; Maliku, “Muvetta”, kitab el-Haxh, bab ma xhae fi`t-tibi fi`l-haxhi, nr.920; Darimiju, “Sunen”, kitab el-Menasiki, bab et-tibu indel ihrami, nr.1842; Ahmedi, “Musned”, 40/136, nr.24.111;

